# ËMBËLSIA E DHIKRIT

Bazuar në librin **“Fikh el ed’ijeh uel edhkar”**
të shejkh AbduRrezak el Bedër

Bazuar në librin “*Fikh el edijeh uel edhkar*”

Titulli në origjinal: فقه الأدعية والأذكار

Autor: Shejkh Abdurrezak el Bedër, Allahu e ruajttë
Ligjëroi: Hoxhë Lulzim Perçuku
Transkriptoi: Albiona Olluri
Kopertina: Kaltrina Ferizi

بسم الله الرحمن الرحيم

# Hyrje

Për shkak të pozitës së lartë që ka dhikri (përmendja e Allahut) ose dhikret sheriatike (të ligjshme) në fenë e Allahut dhe në zemrat e myslimanëve, shohim se librat rreth tematikës së dhikrit gjejnë pranim shumë të madh në mesin e muslimanëve. Andaj, librat për dhikrin të shkruara prej dijetarëve më herët dhe sot, nuk ka mundësi të numërohen. Ato janë të shumta. Në anën tjetër, shohim se edhe ithtarët e risive në fe, kanë shkruar po ashtu shumë libra në këtë temë, por problemi është se ato përfshijnë shumë lajthitje dhe devijime, duke qenë larg të vërtetës, për shkak se autorët nuk i janë përmbajtur sunetit dhe nuk i kanë shkruar dhikret duke u bazuar në dhikret dhe lutjet e përmendura në sunetin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem.

Pastaj, nëse i kthehemi Kuranit, sunetit dhe ethereve (gjurmëve të selefit) shohim se ato flasin për dhikrin në përgjithësi (të ligjësuar, të preferuar). Vetë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ia ka sqaruar umetit të tij se cilave dhikre duhet t’u përmbahen në mëngjes e mbrëmje, gjatë namazeve e pas tyre, para ngrënies apo pas, kur hyjnë në xhami e pasi dalin, kur flenë e kur zgjohen, madje edhe kur frikësohen në gjumë, pastaj kur udhëtojnë, kur shohin diçka që u pëlqen dhe nuk u pëlqen, kur goditen me fatkeqësi e brenga etj., në çdo rrethanë, kohë dhe gjendje, në jetën e tyre.

Si në çdo pjesë tjetër të fesë, në të cilën Pejgamberi na ka lënë në rrugë të qartë dhe argumente të pastra, ashtu edhe për dhikrin na ka lënë sqarim, pa mangësuar asgjë. Ajo që ligjësohet është se kur myslimani e përmend Allahun, ta përmendë vetëm me ato dhikre të ligjësuara, në Kuran e sunet. Allahu dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na kanë ndaluar shkeljen e kufijve në lutje. Dhe nuk na takon t'ia kthejmë shpinën sunetit e të marrim dhikre e lutje të shpikura. Kur te besimtari bashkohen këto dy gjëra: përmbajtja ndaj dhikreve nga suneti dhe dija ndaj domethënieve të tyre (me zemër prezente), atëherë e ka plotësuar hisen e tij sa i përket mirësisë.

Qëllimi i leximit dhe përkthimit të këtij libri[1] të shejkhut Abdurrezak el Bedër, Allahu e ruajttë, është përmirësimi i gjendjes sonë në raport me dhikrin dhe shtimi i tij në jetën tonë të përditshme sa më shumë.

[1] Me ligjërimin e pjesës së parë të librit "Fikhu i lutjeve dhe dhikreve", të dijetarit AbduRrezak el Bedër, që ka të bëjë me dhikrin, hoxhë Lulzim Perçuku ligjëroi një seri prej 51 ligjëratash, të mbajtura në Qendrën "Udhëzimi" në Prishtinë, dhe këto ligjërata, në këtë libër me titull "Ëmbëlsia e dhikrit" janë sjellë para lexuesit të transkriptuara, me shkëputje (sh.t.).

# Dhikri (përmendja e Allahut)

Shejkh AbduRrezak el Bedër fillon duke thënë: Nuk ka dyshim se përmendja e Allahut dhe lutja kushtuar Atij, është gjëja më e vlefshme, më e mirë, me të cilën njeriu e kalon kohën, me të cilën e shpenzon frymëmarrjen dhe me të cilën afrohet te Zoti i tij. Andaj, janë çelësi që ia hapin atij çdo mirësi në të dy botët. Ibn Kajjim rahimehullah thotë: "*Kur Allahu ia jep njeriut këtë çelës, ka dëshiruar t'ia hapë dhe japë të gjitha mirësitë."* Kur njeriu i kushton kujdes të madh përmendjes së Allahut, lutjes ndaj Tij dhe vazhdimisht kthehet e kërkon strehë tek Ai, atëherë do të gjejë qetësi e prehje me përmendjen e Tij. Allahu thotë: **"...zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, qetësohen."** Rad 28.

Allahu, në ajetet kuranore, na urdhëron shumë herë që ta përmendim Atë, na inkurajon dhe na nxit në këtë, i lavdëron ata që e përmendin Atë dhe tregon se ka përgatitur shpërblime të mëdha për ta. Thotë Allahu: **"O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!"** Ahzab 41; **"...për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë..."** Ali Imran 191; **"..përkujtuesit e Allahut vazhdimisht dhe përkujtueset, pra, për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh.**" Ahzab 35. Në këto ajete dhe në të tjera, Allahu na urdhëron ta përmendim Atë, e arsyeja është sepse njeriu ka nevojë të madhe për përmendjen e Allahut, çdo herë. Për ato çaste në të cilat nuk e ke përmendur Allahun sa ke qenë në këtë botë, do të pikëllohesh në botën tjetër që të kanë ikur pa e përmendur Atë.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***"Kanë paraprirë në vepra të mira ata që janë muferriduun."*** E kanë pyetur se kush janë ata që i quan muferriduun dhe ka thënë: "***Ata burra dhe ato gra që e përmendin Allahun shumë.***" Muslimi. Po ashtu thotë: ***"Shembulli i atij që e përmend Zotin e tij dhe atij që nuk e përmend Atë, është sikur shembulli mes të gjallit dhe të vdekurit."*** Buhariu. Hadithet janë të shumta.

# Disa nga dobitë e dhikrit[2]

## Dhikri e dëbon shejtanin

Allahu thotë: **"Atij që shmanget nga Këshilla e të Gjithëmëshirshmit (Kurani), Ne do t'ia caktojmë një djall, që do t'i bëhet shok i pandashëm."** Zukhruf 36. Ky ajet na tregon se sa më shumë që e përmendim Allahun, aq më larg prej nesh qëndron shejtani, sa më pak që e përmendim Atë, aq më afër është ai (shejtani). Dhikri bëhet shkak që njeriu të shpëtojë prej shejtanit. Shejtani është gjithmonë në luftë me të, deri në frymëmarrjen e fundit (të njeriut). E nuk ka mundësi ta mbrojë veten ndryshe përveçse me dhikër. Ibn Abbasi radijAllahu anhu thotë: *"Shejtani qëndron ulur mbi zemrën e birit të Ademit (nuk ndahet prej saj). Nëse ai tregohet i shkujdesur në përmendjen e Allahut, ai i bën cytje atij. E nëse e përmend Allahun, ai largohet."* Kur njeriu e përmend Allahun, në çdo kohë, gjendje dhe vend[3], shejtani nuk ka mundësi të gjejë ndonjë rrugë të depërtojë tek ai duke i bërë intriga e cytje.

---

[2] Të nxjerra nga Ibn Kajjim rahimehullah në librin "Shiu i rrëmbyer".
[3] Përveç gjendjes kur jemi duke kryer nevojat fiziologjike, dhe vendeve siç është hamami dhe ahëri i bagëtive.

## Dhikri është jetë për zemrën

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Shembulli i atij që e përmend Allahun dhe i atij që nuk e përmend Atë, është sikurse shembulli/dallimi mes të gjallit dhe të vdekurit.”*** Në një tjetër transmetim të këtij hadithi thotë: ***“Shembulli i shtëpisë në të cilën përmendet Allahu dhe shtëpisë në të cilën nuk përmendet Ai, është sikurse shembulli/dallimi mes të gjallit dhe të vdekurit.”*** Pra, personi që e përmend Allahun është i gjallë, shtëpitë në të cilat përmendet Ai janë shtëpi të të gjallëve. Nëse njeriu nuk e përmend Allahun, zemra e tij dobësohet, e dikur vdes. Dhe thotë në një hadith tjetër: “***Mos i shndërroni shtëpitë tuaja në varreza***” kuptimi është: përmendeni Allahun sa më shumë në to, falni namaz, lexoni Kuran, ngase shtëpitë në të cilat nuk lexohet Fjala e Allahut, ku nuk përmendet Ai, nuk lavdërohet e falënderohet Ai dhe nuk falet shpesh namaz, janë sikurse shtëpitë e të vdekurve, varrezat. Në një hadith, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka nxitur të falim sa më shumë namaz vullnetar në shtëpi. Pse kështu? Në mënyrë që shtëpitë të mos shndërrohen në varreza. E si është gjendja kur në një shtëpi dëgjohen vetëm fjalë të cilat i nxit shejtani (si: muzika, e kota), apo në të cilat fare nuk përmendet Allahu?! Është obligim që shtëpitë e besimtarëve të jenë të mbushura me përmendjen e Allahut dhe të veprohen veprat e tjera të mira.

Përmendja e Allahut është jetë e vërtetë për zemrën dhe ushqim për shpirtin. Ibn Tejmije thotë: *“Dhikri për zemrën është sikurse uji për peshkun. Si është gjendja e tij kur largohet prej ujit?!”* Nuk ka mundësi që njeriu të ketë jetë në zemrën dhe shpirtin e tij përveçse me përmendjen e Allahut. Në të kundërtën, zemra e tij ngurtësohet, errësohet e mbushet

me të këqija. Kur e përmend Atë, zemra e tij ngjallet, përmirësohet dhe i shtohet e mira, me ç'rast bereqeti dhe dobia që pastaj dalin prej saj janë gjithëpërfshirëse.

## Dhikri është qetësi/prehje për zemrën

Allahu thotë: **"...zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, qetësohen. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!"** Rad 28. Zemra qetësohet, rehatohet dhe mbushet me lumturi e dashuri, i largohen ankthet, brengat, pikëllimet e shqetësimet, atëherë kur njeriu e shton dhikrin. Andaj gjejmë se ata që e përmendin Allahun shumë (dhe vazhdimisht), qofshin në mirëqenie apo në vështirësi, në shëndet apo sëmundje, në varfëri apo pasuri, në çdo gjendje, kanë zemra të qeta; nuk ka mundësi që në to të depërtojnë brengat, dëshpërimet, ankthet dhe shqetësimet.

Ata që arrijnë të kenë zemra të qeta, janë ata të cilët e përmendin Allahun në çdo gjendje. Allahu thotë: **"...për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë."** Ali Imran 191. Kur besimtari vepron kështu, zemra e tij do të jetë e qetë (siç përmendet në ajetin e sipërpërmendur nga surja Rad), qetësi të cilën i gjithë njerëzimi e kërkon. Mirëpo, vetëm një kategori e njerëzve e arrijnë qetësinë e zemrës, e ata janë besimtarët të cilët e përmendin Allahun shumë.

## Dhikri e largon ngurtësinë e zemrës

Dhikri i largon sëmundjet e zemrës, është shërim për të dhe mjekim për sëmundjet e saj. Mekhul ibn Abdilah rahimehullah ka thënë: *"Përmendja e Allahut është shërim për zemrën, kurse përmendja e njerëzve është sëmundje (shpirtërore)."*

Prej sëmundjeve të zemrës është ngurtësia e saj, gjë kjo e cila pothuajse e ka goditur secilin prej njerëzve sot kur janë shtuar shkaqet e bërjes së mëkateve. Mëkatet dhe neglizhenca në përmendjen e Allahut  janë dy shkaqet kryesore që e ngurtësojnë zemrën. Andaj, të largohemi dhe të pendohemi për mëkatet e bëra, të kërkojmë falje për to dhe ta përmendim Allahun, kështu do të zbuten zemrat tona. Nuk ka gjë që e zbutë zemrën më shumë sesa përmendja e Allahut dhe nuk ka gjë që e ngurtëson atë më shumë sesa shkujdesja në këtë.

Allahu thotë: "**A nuk ka ardhur koha për besimtarët e vërtetë, që zemrat e tyre të përulen para këshillave të Allahut dhe para së Vërtetës që Ai ka shpallur e të mos bëhen si ata, që iu është dhënë Libri më parë?!"** Si ka qenë gjendja e tyre? Thotë: **"Me kalimin e një kohe të gjatë...",** dijetarët thonë: pas një kohe pas pranimit të shpalljes, i kanë shtuar shpresat se do të jetojnë gjatë dhe se kanë kohë kur pendohen e kërkojnë falje etj., nuk e kanë përmendur Allahun, por kanë jetuar me shpresa të kota, duke e parë si të largët kohën kur do të takohen me Allahun. Pastaj tregon Allahu për pasojën e kësaj: **"...zemrat e tyre u ngurtësuan dhe shumë syresh janë të pabindur."** Hadid 16. Abdullah ibn Mesudi tregon se kanë qenë pak persona (7-8) që e kanë pranuar Islamin kur ka zbritur ky ajet. Pra, shkaku i ngurtësimit të zemrës është kur njeriu për një kohë të gjatë nuk e përmend Allahun, nuk e kujton Atë dhe takimin me Të, nuk i kryen urdhrat e Tij dhe nuk u largohet ndalesave të Tij. Sa më larg Allahut, zemra më e ngurtësuar. Gjallëria e saj vjen me kthimin tek Allahu. Thotë Allahu menjëherë pas ajetit më lartë: **"Dijeni, se Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj! Ne ju sqarojmë shpalljet, në mënyrë që ju të kuptoni!"** Hadid 17. Ashtu siç Allahu e ngjall tokën pas vdekjes së saj

duke lëshuar shi, ashtu i ngjall dhe zemrat e vdekura kur ato mbushen me përmendjen e Tij. Një person iu ankua Hasan el Basriut për ngurtësimin e zemrës dhe ai e këshilloi: *“Zbute (shkrije) atë me përmendjen e Allahut!”*

## Kur njeriu e përmend Allahun, Ai e përmend atë

Shpërblimi është sipas llojit të veprës. E ai që e përmend Allahun, edhe Ai e përmend atë. E ai që e harron Allahun, edhe Ai e harron atë- qëllimi është se nuk e përmend atë, shpërblim përkatës. Në një hadith Kudsij thotë Allahu: **“Nëse njeriu më përmend në veten e tij (kur është i vetmuar), Unë e përmendi në Veten Time. Nëse më përmend në prezencë të të tjerëve,[4] edhe Unë e përmend te disa (tek engjëjt) që janë shumë më të mirë sesa ata.”** A ka pozitë më të lartë për besimtarin sesa të arrijë që Allahu ta përmendë atë te shoqëria e lartë e qiellit (tek engjëjt)?! Allahu të përmendë ty edhe pse nuk ka nevojë për ty, Ai është i vetëmjaftueshëm, e ndërsa ti je shumë i varfër dhe nevojtar për Allahun. Mbretërinë dhe sundimin e Allahut nuk e shton dhikri i atyre që e përmendin Atë, e as nuk e pakëson shkujdesja e tyre në këtë. Mirëpo, Ai prej butësisë, mëshirës dhe bamirësisë së Tij e përmend përmendësin e Tij.

## Allahu dhe engjëjt dërgojnë salavate për atë që e përmend Atë

Allahu thotë: “**O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!”** Ahzab 41-42. Cili është shpërblimi për këtë? Pason ajeti: **“Është Ai**

[4] Nuk është qëllimi për bërjen e dhikrin në formë grupore, gjë e cila nuk ka bazë në sunetin e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

**që ju bekon, ndërkohë që engjëjt e Tij luten për ju, me qëllim që Ai t'ju nxjerrë nga errësira në dritë."** Qëllimi me dërgimin e salavateve prej Allahut për dikë nga krijesat është: Allahu e përmend dhe e lavdëron te banorët e qiellit (tek engjëjt). Qëllimi i dërgimit të salavateve prej engjëjve për dikë nga krijesat është: lutja e tyre tek Allahu për atë person. Kur njeriut i rritet besimi, i shtohet përmendja e Allahut, e aq më shumë shtohet edhe lutja e engjëjve për të (për hyrjen në xhenet, për sukses, shpëtim nga zjarri, për falje të mëkateve, për udhëzim).

## Dhikri është shkak për ruajtjen e gjuhës

Njeriu patjetër se do të flasë. Nëse ai nuk flet mirë, do të flasë keq. Gjuha e atij të cilit i është tharë nga përmendja e Allahut, do të flasë fjalë të këqija (përgojim, bartje të fjalëve, gënjeshtra, fyerje, përqeshje etj.). Kur gjuha angazhohet me përmendjen e Allahut, atëherë këto mangësi e mëkate të gjuhës do të largohen gradualisht njëra pas tjetrës. Nuk ka mundësi të ruhet gjuha me diçka më të mirë sesa me kujdesin ndaj përmendjes së Allahut në vazhdimësi.

## Përmendja e Allahut është shenjë e dashurisë ndaj Tij

Secili që e do shumë një gjë do ta përmendë shpesh atë. Nëse do ta dish se a e do Allahun apo jo, kthehu te vetvetja dhe shih sa e përmend Atë. Nëse e përmend shpesh Allahun (dhe gjërat që dërgojnë tek Kënaqësia e Tij), kjo tregon se e do Atë. E kush e do jetën e kësaj bote, e përmend shumë atë.

## Dhikri është shkak i fshirjes së mëkateve dhe shpëtimit prej dënimit të Allahut

Transmeton imam Ahmedi në "Musned" nga Muadh ibn Xhebeli radijAllahu anhu i cili thotë se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Njeriu nuk ka bërë ndonjë vepër që e shpëton më shumë prej dënimit të Allahut sesa dhikri (përmendja e Allahut).***"

## Dhikri sjell shpërblime e nderime të shumta prej Allahut

Shpërblimet e nderimet e Allahut që vijnë prej dhikrit nuk i gjejmë në asnjë prej veprave të tjera të mira me të cilat e adhurojmë Atë, me gjithë faktin se dhikri është adhurimi më i lehtë. Për ta përmendur Allahun duhet vetëm ta lëvizim gjuhën, e nuk ka lëvizje më të lehtë sesa lëvizja e saj (për dallim prej lëvizjeve të organeve dhe gjymtyrëve të tjera). Nëse ndonjë organ apo gjymtyrë e trupit tonë do të lëvizte si gjuha gjatë ditës e natës, do të lodhej shumë. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Kush thotë "La ilahe ilAllahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu, ue huwe ale kul-li shejin kadir"[5] 100 herë gjatë ditës, ka shpërblim sikur t'i lirojë 10 robër, i shkruhen 100 shpërblime (punë të mira), i fshihen 100 mëkate dhe do të jetë i mbrojtur prej shejtanit deri në mbrëmje. Askush nuk ka bërë vepër më të mirë sesa ky, përveç atij që ka vepruar njëjtë apo ka thënë më shumë se kaq."*** Buhariu dhe Muslimi. Një

---

[5] لا إله إلا الله وحده لا شريك له الملك و له الحمد و هو على كل شيء قدير Nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Allahut, të Vetëm, i Cili nuk ka ortak, Atij i takon pushteti dhe lavdia, dhe Ai është i Plotëfuqishëm për çdo gjë.

vepër kaq e thjeshtë me shpërblime të shumta! Transmetohet se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë: ***"Kush thotë "subhanAllahi ue bihamdihi"***[6] ***gjatë ditës 100 herë, i shlyhen mëkatet edhe nëse janë sa shkuma e detit."*** Buhariu dhe Muslimi. E ne e dimë se sa e shumtë është shkuma e detit. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Të them "SubhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber", është më e dashur për mua sesa e gjithë bota (dhe jeta e kësaj bote)."*** Muslimi.

## Me dhikër mbillen pemët e xhenetit

Siç ka ardhur në hadithe të sakta, toka e xhenetit është sipërfaqe e rrafshët, dheu i saj është dhe i mirë, uji i saj është shumë i shijshëm. Për ta mbjellë tokën e xhenetit[7] duhet bërë dhikër (në këtë botë). I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Natën e Israsë dhe Miraxhit*** (kur është ngritur në qiell) ***e takova Ibrahimin. Më tha: "O Muhamed, përcillja selamin prej meje ummetit tënd dhe tregoju se xheneti e ka dheun e* mirë** (në disa hadithe të tjera ka ardhur se është prej miskut dhe zaferanit), ***uji i tij është i ëmbël, toka e tij është e rrafshët*** (që s'ka mbi të asgjë) ***dhe pemët e tij mbillen me dhikër (kur njeriu thotë): subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber."*** Tirmidhiu. Sa më shumë që njeriu i shton këto fjalë, aq më shumë mbillen pemët e tij në xhenet. Në një tjetër hadith tregohet se Ibrahimi i thotë të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem: *"Urdhëroje ummetin tënd*

---

[6] I Lartësuar dhe i Lavdëruar qoftë Allahu.
[7] Xheneti është quajtur me këtë emër për shkak të pemëve të shumta, ndërsa në këto hadithe thuhet se toka e xhenetit është e rrafshët (s'ka mbi të asgjë). Disa dijetarë kanë harmonizuar mes këtyre haditheve dhe kanë thënë: Xheneti në të cilin do të shkosh ka pemë, mirëpo jashtë asaj pjese është kjo tokë e rrafshët. Dhe sa më shumë që bën dhikër, mbjell pemët e tua aty.

*që sa më shumë të shtojë mbjelljen e pemëve në xhenet, ngase dheu i tij është shumë i mirë dhe toka është e gjerë.”* I Dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka pyetur: ***“Çfarë e shton mbjelljen e pemëve në xhenet?”*** Ai i thotë: *“Thënia e fjalës “La hawle ue la kuw-wete il-la bil-lah!”* Transmeton imam Ahmedi. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“Kush thotë “SubhanAllahil adhim ue bihamdihi” një herë, do t’i mbillet një palmë në xhenet.”*** Tirmidhiu.

## Atij i cili e përmend Allahun shpesh, i jepet dritë në këtë botë, në varr dhe Ditën e Ringjalljes

Allahu thotë: **“A barazohet i vdekuri që Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë me të cilën ecën midis njerëzve, me atë që është në errësirë e nuk mund të dalë prej saj?!”** Enam 122. I pari të cilin e përshkruan Allahu është besimtari të cilin Ai e ka ndriçuar me besim, dashuri ndaj Tij, me njohjen e Tij dhe me përmendjen e Tij. Ndërsa i dyti është ai i shkujdesuri ndaj Allahut, i cili ia ka kthyer shpinën Atij, përmendjes së Tij dhe dashurisë ndaj Tij. I gjithë shpëtimi është kur njeriut i jepet kjo dritë dhe mjerimi është kur i merret ajo dhe kur e humbë atë. Dhikri është dritë për zemrën e besimtarit, për fytyrën e tij, gjymtyrët dhe pjesët e trupit të tij; është dritë në këtë botë që e rrethon nga të gjitha anët; është dritë kur vendoset në varr; e pa dyshim do të jetë dritë dhe në Ditën e Gjykimit.

## Dhikri është shkak që Allahu t’i vërtetojë fjalët e përmendësit të Tij

Kur njeriu e përmend Allahun përmes Cilësive që tregojnë Madhështinë dhe Përsosmërinë e Tij, atëherë patjetër se Ai do t’ia vërtetojë ato fjalë. E kur Ai i vërteton fjalët e tij, kjo tregon

se ai nuk do të ringjallet në Ditën e Gjykimit me gënjeshtarët, por me ata që e kanë thënë të vërtetën. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***"Kur njeriu thotë "La ilahe ilAllah, Allahu ekber", Allahu i Lartësuar thotë:*** **"Të vërtetën e thotë robi Im. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje dhe Unë jam më i Madhi."** ***Kur njeriu thotë: "La ilahe ilAllahu wahdehu", Allahu thotë:*** **"Të vërtetën e thotë robi Im. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje dhe Unë jam i Vetmi."** ***Kur njeriu thotë: "La ilahe ilAllahu wahdehu la sherike leh", Allahu thotë:*** **"Të vërtetën e thotë robi Im. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje dhe Unë nuk kam ortak/rival."** ***Kur njeriu thotë: "La ilahe ilAllahu lehul Mulku we lehul hamdu", Allahu thotë:*** **"Të vërtetën e thotë robi Im. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje, Mua më takon i gjithë Sundimi dhe i gjithë Lavdi."** ***Kur njeriu thotë: "La ilahe ilAllah, la hawle we la kuwwete ila bilah", Allahu thotë:*** **"Të vërtetën thotë robi Im. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje dhe nuk ka ndryshim dhe forcë veçse përmes Meje."** Ibn Maxheh, Tirmidhiu.

## Dhikri i shumtë është siguri prej hipokrizisë

Allahu i ka përshkruar hipokritët se ata e përmendin Allahun pak, siç thotë: **"...dhe Allahun e përmendin fare pak."** Nisa 142. Kabi rahimehullah ka thënë: *"Ai që e shton përmendjen e Allahut, pastrohet/distancohet prej hipokrizisë (nifakut)."* Allahu në suren Munafikun thotë: **"O besimtarë, mos lejoni që pasuria dhe fëmijët tuaj t'ju largojnë nga të përmendurit e Allahut. Ata që e bëjnë këtë, do të humbin."** Ajeti 9. Me këtë Allahu na tërheq vërejtjen dhe na

paralajmëron prej sprovës së mynafikëve për të mos u bërë si ta, të cilët janë të shkujdesur ndaj përmendjes së Allahut. Kjo ka qenë një prej arsyeve që ata kanë rënë në hipokrizi. Prej simboleve të hipokrizisë është përmendja e paktë e Allahut. Kurse e kundërta, përmendja e shpeshtë dhe e shumtë e Allahut, është një lloj sigurie se personi nuk ka hipokrizi në zemrën e tij. Allahu është shumë më Fisnik sesa ta sprovojë me hipokrizi një zemër që e përmend Atë shpesh; kjo nuk i shkon bujarisë dhe fisnikërisë së Tij. Por kjo gjë (hipokrizia) i godet vetëm të shkujdesurit ndaj përmendjes së Allahut dhe që e përmendin Atë pak.

## Allahu është afër atij që e përmend Atë dhe është me të

Allahu është afër të gjitha krijesave me dijen, shikimin dhe dëgjimin e Tij.[8] Dhe me disa prej krijesave ka një "afërsi" të veçantë: pra që Allahu i do ata, u ndihmon, u jep sukses, i bën të dashur të Tij etj. Allahu thotë: **"Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë."** Nahl 128. Dhe: **"Allahu është me të durueshmit."** Bekare 249. Dhe: **"Vërtet, Allahu është me punëmirët**!" Ankebut 69. E atij që e përmend Allahun i takon hisja më e plotë në këtë. Allahu thotë në hadith kudsij: **"Unë do të jem me robin Tim për aq sa më përmend Mua dhe buzët e tij lëvizin me përmendjen Time."** Buhariu, imam Ahmedi, Ibn Maxheh.

[8] Allahu me Qenien e Tij është në qiell mbi Arshin e Tij.

## Dhikri sjell shumë mirësi dhe largon fatkeqësitë me të cilat njeriu do të goditej

Nuk ka gjë që i sjell mirësitë dhe dhuntitë e Allahut, si dhe e largon dënimin dhe ndëshkimin e Tij, sesa dhikri. Allahu thotë: "**Allahu, në të vërtetë, i mbron besimtarët**." Haxh 38. Dijetarët kanë thënë se mbrojtja e Allahut ndaj besimtarit është në varësi të besimit të tij. Sa më i plotë që është besimi, aq më e madhe do të jetë mbrojtja e Allahut ndaj tij. E ajo gjë që e forcon besimin është dhikri. Sa më i plotë besimi, aq më i shumtë do të jetë edhe dhikri. Sa më shumë që njeriu e beson Allahun, aq më shumë do ta përmendë Atë. E sa më shumë që e përmend Atë, aq më e madhe do të jetë mbrojtja ndaj tij. E kur njeriu mangëson në njërën prej këtyre, pakësohet edhe mbrojtja e Allahut ndaj Tij.

## Dhikri- vepra më e mirë dhe më e dëlirë

Ibn Rexheb rahimehullah thotë: *"Tekstet që tregojnë se dhikri është më i vlefshëm tek Allahu sesa lëmosha dhe veprat e tjera, janë të shumta."* Abdullah ibn Mesudi radijAllahu anhu ka thënë: *"Bërja tesbih Allahun (përmendja e Tij) është më e dashur për mua sesa të shpenzoj prej pasurisë sime po aq dinarë në rrugën e Allahut."* Dhikri i Allahut është më i vlefshëm sesa shpenzimi i pasurisë- kështu kanë thënë selefët. Nuk duhet kuptuar se me këtë është për qëllim pakësimi i vlerës së shpenzimit në rrugën e Allahut, mirëpo për qëllim është të tregohet pozita e lartë që ka dhikri, se vërtetë është një vepër e rëndësishme e cila zë vend të madh tek Allahu. Nëse bëhen bashkë të gjitha adhurimet/veprat, qëllimi se pse janë ligjësuar ato, është që të ngritët lart përmendja e Allahut.

## Dhikri dhe namazi

Allahu thotë në Kuran: "...**dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua**!" Ta ha 14. Së pari, këtu tregohet vlera e madhe e namazit, i cili është përulje, përgjërim dhe qëndrim para Allahut, si dhe lutje drejtuar Atij. Por, gjithashtu përmes tij e ngjallim përmendjen e Allahut. Një njeri që hyn dhe del nga namazi, duke mos e kujtuar Allahun gjatë faljes, ai pak ose fare hiç nuk ka përfituar nga ai namaz. Vetë namazi është përmendje e Allahut. Allahu e ka quajtur të këtillë. Ai thotë në suren Xhumah: **"O besimtarë, kur të thirreni për (të falur) namazin (e xhumasë) në ditën e premte, nxitoni për ta përmendur Allahun...",** ajeti 9. Pra, Allahu namazin e ka quajtur dhikër, ngase ai është shpirti dhe esenca e namazit, është pjesa më thelbësore e tij. Njeriu i cili e arrin shpërblimin më të madh gjatë faljes është ai i cili e përmend Atë më shumë, e kujton Atë dhe është i përqendruar në këtë. Kështu thuhet për çdo adhurim i cili na afron tek Allahu. Sa më shumë që ta përmendësh Allahun gjatë një vepre, shpërblimin e ke më të madh.

## Dhikri e shton shpërblimin e veprës

Sa më shumë që ta përmendësh Allahun gjatë një vepre, shpërblimin e ke më të madh. Në një transmetim tregohet se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem është pyetur: *"Cili është më i miri prej atyre që janë në xhami (për namaz)?"* dhe thotë: ***"Ai i cili më së shumti e përmend Allahun."*** Pastaj e kanë pyetur: *"Cili është më i miri prej atyre që e falin namazin e xhenazes?"* dhe thotë: "***Ai i cili më së shumti e përmend Allahun***." E kështu me radhë përmenden edhe veprat e tjera. Në një prej transmetimeve e pyesin: *"Cili prej atyre që e*

*vizitojnë një të sëmurë ka shpërblimin më të madh tek Allahu?"* dhe u thotë: ***"Ai i cili e përmend Allahun më së shumti."***

Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *"Më i miri prej atyre të cilët e kryejnë ndonjë adhurim (vepër), është ai i cili më së shumti e përmend Allahun gjatë atij adhurimi. Prandaj, prej agjëruesve, më i miri është ai i cili më së shumti e përmend Allahun gjatë agjërimit. Më i miri prej atyre të cilët japin lëmoshë nga pasuritë e tyre, është ai i cili më së shumti e përmend Allahun gjatë kësaj vepre. Prej haxhilerëve më i miri është ai i cili më së shumti e përmend Allahun gjatë haxhit. Kjo vlen për të gjitha veprat e tjera."*

## Përmendja e Allahut është më e madhja vepër

Allahu thotë: **"Lexo (o Muhamed) atë që të është zbritur ty prej Librit (Kuranit) dhe fale namazin! Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar dhe vërtet që përmendja e Allahut është më e madhe!"** Ankebut 45. Dijetarët kanë dhënë mendime të ndryshme se çfarë nënkupton Fjala: **"Përmendja e Allahut është më e madhja!"**

-Disa kanë thënë: përmendja e Allahut që ua bën njerëzve kur ata e përmendin Atë (në adhurimet e tyre), është shumë më e madhe sesa përmendja e tyre ndaj Tij. (Kemi thënë në mësimet e kaluara se Allahu e përmend atë i cili e përmend Atë).

-Disa të tjerë kanë thënë: përmendja e Allahut në namaz dhe në leximin e Kuranit, është më e madhe dhe më e vlefshme se çdo vepër tjetër.

-Disa të tjerë kanë thënë: përmendja e Allahut është më e vlefshme se të gjitha adhurimet e tjera në të cilat nuk përmendet Allahu apo përmendet pak.

-Disa të tjerë kanë thënë: vazhdimësia në përmendjen e Allahut ndalon prej gjërave të pahijshme (imoralitetit) dhe të shëmtuara më shumë sesa namazi.

Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"E vërteta se si duhet të kuptohet ky ajet është se namazi është ligjësuar për dy qëllime shumë madhështore, ku secili prej tyre është më i madh sesa tjetri. E para: namazi ndalon prej gjërave të pahijshme dhe prej mëkateve. E dyta: namazi e përmban/përfshin përmendjen e Allahut. Kurse, përmendja e Allahut të cilën e përmban namazi, është shumë më e madhe sesa e para."*

Selman el Farisiu radijAllahu anhu është pyetur: *"Cila prej veprave është më e vlefshmja?"* Është përgjigjur: *"A nuk e lexon Kuranin?! Allahu ka thënë në Kuran:* **"Përmendja e Allahut është më e madhja!"**

## Shtimi i përmendjes së Allahut

Allahu i Madhëruar i ka urdhëruar besimtarët që të shtojnë dhikrin, në çdo gjendje, në këmbë, ulur, shtrirë, gjatë natës e ditës, në tokë e det, kur janë në udhëtim apo vendas, në pasuri e varfëri, në shëndet e sëmundje, vetëm apo me të tjerët. Dhe na ka treguar se kjo gjë sjell shpërblime të shumta dhe përfundim të mirë. Në suren Ahzab Allahu thotë: **"O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!"** Pastaj tregon shpërblimet nga kjo dhe thotë: **"Është Ai që ju bekon** (dërgon salavate për

ju), **ndërkohë që engjëjt e Tij luten për ju, me qëllim që Ai t'ju nxjerrë nga errësira në dritë. Ai është Mëshirues ndaj besimtarëve. Përshëndetja e tyre, kur ta takojnë Atë, është "Paqe". Ai u ka përgatitur atyre shpërblim bujar. "** Ajetet 41-44. Ibn Abbasi në komentimin e këtij ajeti thotë: *"Kur ju e shtoni përmendjen e Allahut, Vetë Ai dhe engjëjt e Tij do të dërgojnë salavate për ju."* Me dërgimin e salavateve nga Allahu për ata që e përmendin Allahun, është për qëllim se Ai i lavdëron ata tek engjëjt. Ndërsa, me dërgimin e salavateve nga engjëjt për ta, do të thotë se engjëjt luten dhe kërkojnë falje për ta tek Allahu.

## Si të arrij të jem prej atyre që e përmendin Allahun shpesh?

Abdullah ibn Mesudi radijAllahu anhu ka thënë: *"Këta janë ata të cilët e përmendin Allahun pas çdo namazi, në mëngjes dhe mbrëmje, kur shtrihen për gjumë, kur zgjohen, kur dalin nga shtëpia (ditën e natën)."* Kurse Muxhahidi rahimehullah thotë: *"Njeriu nuk arrin të jetë prej atyre që e përmendin Allahun shpesh, derisa ta përmendë Atë kur është në këmbë, ulur dhe shtrirë (në çdo gjendje)."* Ataa rahimehullah thotë: *"Ai që i fal pesë kohët e namazit pa lënë mangët asgjë* (duke i plotësuar shtyllat e namazit, obligimet, sunetet), *hyn në Fjalën e Allahut "**përkujtuesit e Allahut vazhdimisht dhe përkujtueset**."* Ahzab 35.

Në një hadith na ka treguar i Dërguari salAllahu alejhi ue selem se prej cilësive të atyre që e përmendin Allahun shpesh është edhe namazi i natës. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Nëse njeriu zgjohet natën dhe e zgjon edhe***

***gruan e tij, pastaj së bashku apo ndaras falin dy rekate, shkruhen tek Allahu prej atyre që e përmendin Allahun shpesh."*** Ebu Daudi, ibn Maxheh dhe Hakimi.

Ibn Salahi rahimehullah është pyetur se cila është ajo masë e dhikrit që nëse njeriu e thotë/vepron do të jetë prej atyre që e përmendin Allahun shpesh, dhe është përgjigjur: *"Nëse njeriu është i përhershëm dhe i vazhdueshëm në leximin e dhikreve dhe lutjeve mëngjes dhe mbrëmje, në çdo kohë dhe rrethanë, natën dhe ditën, të cilat janë transmetuar nga suneti dhe që janë të sakta, atëherë llogaritet prej atyre që e përmendin Allahun shpesh."* Kitabu el edhker.

Abdurrahman ibn Si'di rahimehullah thotë: *"Për t'u llogaritur njeriu prej atyre që e përmendin Allahun shpesh, është të qenit i vazhdueshëm në bërjen e dhikrit të mëngjesit dhe mbrëmjes, pas pesë kohëve të namazit dhe në rrethanat e rastet për të cilat janë transmetuar hadithe që duhet përmendur Allahu. Kjo është më e pakta, edhe pse më së miri për besimtarin është që të jetë i përhershëm në përmendjen e Allahut në çdo kohë, rast dhe gjendje. Përmendja e Allahut është një adhurim përmes të cilit myslimani arrin t'i tejkalojë të tjerët në shpërblime dhe vepra të mira, dhe atë duke qenë pushueshëm (pa pasur nevojë për lodhje të madhe, thjeshtë me lëvizje të gjuhës). Kjo është një vepër që të nxit dhe të shtyn ta njohësh e ta duash Allahun edhe më shumë, si dhe të ndihmon në shtimin e veprave të tjera të mira. Gjithashtu të ndihmon në ndaljen e gjuhës nga të folurit e fjalëve të shëmtuara (mëkatuese)."*

# Shumëllojshmëria e argumenteve për vlerën e dhikrit

Ibn Kajjim në librin “Medarixhus salikin”, përmend se dhikri ka ardhur në Kuran në më shumë se dhjetë forma. Ai thotë:

**1. Allahu në Kuran na urdhëron që ta përmendim Atë në formë: të pakufizuar (në kohë) dhe të kufizuar.** Allahu thotë: **“O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun...”** Ahzab 41. Dhe thotë: **“...dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!”** Ahzab 42. Dhe thotë: **“Përmende Zotin tënd me vete, i përulur dhe me frikë...”** Araf 205.

**2. Allahu na ndalon nga shkujdesja dhe harresa.** Allahu thotë: “**dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!”** Araf 205. Dhe thotë: **“Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit (ndaj Allahut).”** Hashr 19.

**3. Allahu na tregon se shpëtimi i njeriut është i kushtëzuar me vazhdueshmërinë e tij në bërjen e dhikrit.** Allahu thotë: “...**përmendeni shumë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni.”** Xhumah 10.

**4. Allahu i ka lavdëruar shumë ata që e përmendin Atë dhe na ka njoftuar se ka përgatitur për ta xhenetin dhe falje të madhe.** Allahu thotë: **“...përkujtuesit e Allahut vazhdimisht dhe përkujtueset, pra, për të gjithë këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh.”** Ahzab 35.

**5. Allahu na ka njoftuar se ata që angazhohen me gjëra të tjera dhe e harrojnë dhikrin, do të jenë të humbur.** Allahu thotë: "**O besimtarë, mos lejoni që pasuria dhe fëmijët tuaj t'ju largojnë nga të përmendurit e Allahut. Ata që e bëjnë këtë, do të humbin.**" Munafikun 9.

**6. Allahu na ka njoftuar se Ai i përmend ata që e përmendin Atë, si shpërblim për ta.** Allahu thotë: ...**"më kujtoni Mua që Unë t'ju kujtoj dhe falënderomëni Mua e mos i mohoni dhuntitë e Mia (me mosbindje)!"** Bekare 152. Ibn Kajjim shpjegon se përmendja që njeriu ia bën Allahut, është e rrethuar me dy përmendje prej Tij:
a) Allahu e përmend atë kur ia ka mundësuar ta përmendë Atë,
b) Allahu e përmend atë kur ai e përmend Atë.

**7. Allahu na ka njoftuar se dhikri është vepra më e madhe.** Allahu thotë: "**dhe vërtet që përmendja e Allahut është më e madhja**!" Ankebut 45.

**8. Allahu e ka bërë dhikrin përmbyllje të të gjitha veprave të mira, ashtu siç e ka bërë hapje të tyre.** Allahu e ka përmbyllur veprën e agjërimit me dhikër, thotë: **"Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit dhe që ta madhëroni Allahun (në fund të agjërimit), për shkak se ju ka drejtuar në rrugë të drejtë e që ta falënderoni Atë."** Bekare 185, që është tekbiri i cili bëhet në natën e Bajramit. Po ashtu e ka përmbyllur dhe veprën e haxhit, thotë: **"Pasi t'i kryeni ritet e haxhillëkut, përmendni Allahun ashtu siç i kujtoni prindërit tuaj, madje edhe më tepër!"** Bekare 200. Po ashtu e ka përmbyllur dhe namazin, thotë: **"Pasi të kryeni namazin, përmendeni Allahun duke qëndruar në këmbë,**

**ulur dhe të shtrirë."** Nisa 103. Dhe namazin e xhumasë, thotë: **"Dhe, kur të përfundojë namazi, atëherë shpërndahuni nëpër tokë, kërkoni nga mirësitë e Allahut dhe përmendeni shumë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni."** Xhumah 10. Edhe përmbyllja e jetës duhet të jetë me dhikër. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka treguar se atë i cili jetën e tij e përmbyll me dhikër duke thënë "La ilahe ilAllah", Allahu do ta fusë në xhenet.

**9. Allahu na ka treguar se ata të cilët përfitojnë prej shenjave të Allahut, qofshin shenja fetare apo që i ka vendosur në këtë univers, janë vetëm ata që e përmendin Atë shpesh.** I ka përshkruar të tillët "të zotë të mendjes (mendarë)". Allahu thotë: **"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendarët, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë..."** Ali Imran 190-191.

**10. Allahu e ka bërë dhikrin shoqërues të veprave të mira dhe ka treguar se ai është shpirti i këtyre veprave.** Veprat e mira, në të cilat nuk ka dhikër ose ka pak, janë sikurse një trup pa shpirt. Allahu thotë: **"...dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua!"** Ta Ha 14. Po ashtu, Allahu, siç e kemi përmendur dhe më lartë (forma 8), bashkë me agjërimin, haxhin dhe ritet e haxhit ka përmendur edhe dhikrin. Arsyeja pse janë ligjësuar këto adhurime është përmendja e Allahut.

## Kurani është quajtur dhikër

I gjithë Kurani është Libër i dhikrit (përmendjes së Allahut). Dhikri është shpirti, origjina dhe esenca e Kuranit, si dhe është kulmi i qëllimit se pse Allahu e ka zbritur atë (Kuranin). Ai thotë: **"Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t'u këshilluar me të mendarët."** Sad 29. Dhe thotë: **"Vërtet, këtu ka këshillë për këdo që ka zemër, dëgjon me vëmendje dhe dëshmon."** Kaf 37. Dhe thotë: **"Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe u jep lajmin e gëzuar besimtarëve, që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë shpërblim të madh."** Isra 9. Dhe thotë: **"Prandaj këshillo me Kuranin këdo që ka frikë paralajmërimin Tim!"** Kaf 45. Allahu i Madhërishëm e ka quajtur Kuranin dhikër. Ai thotë: **"Ndërsa ky (Kuran) është Këshillë e bekuar, të cilën Ne e kemi shpallur, prandaj, si mund ta mohoni ju atë?!"** Enbija 50. Dhe thotë: **"Ndërsa ty (o Muhamed) të zbritëm Përkujtesën (Kuranin), me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë."** Nahl 44. Dhe thotë: **"Këto që po t'i tregojmë ty (o Muhamed) janë vargje dhe këshilla të larta (nga Kurani)."** Ali Imran 58. Dhe thotë: **"A po çuditeni që këshilla e Zotit tuaj t'ju vijë nëpërmjet një njeriu prej jush, i cili ju tërheq vërejtjen, që të kini frikë (Allahun), në mënyrë që të mëshiroheni (prej Tij)?!"** Araf 63. Dhe thotë: **"Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë."** Hixhr 9. Dhe thotë: "**Betohem në Kuranin plot këshilla**..." Sad 1. Sufjan eth Theuriu rahimehullah thotë: "*Na është transmetuar se leximi i Kuranit është dhikri më i mirë, më i vlefshëm, nëse njeriu pastaj punon me atë që e lexon.*"

# Nënçmimi i shkujdesjes ndaj dhikrit

Allahu në Kuran na ka urdhëruar dhe nxitur që ta shtojmë dhikrin. Gjithashtu na ka tërhequr vërejtjen prej shkujdesjes ndaj dhikrit. Dhikri nuk mund të plotësohet veçse atëherë kur njeriu largohet prej shkujdesjes ndaj tij. Allahu në këtë ajet i përmend këto dy gjëra së bashku (përmendjen dhe shkujdesjen). Ai thotë: **“Përmende Zotin tënd me vete, i përulur dhe me frikë – jo me zë të lartë, në mëngjes dhe mbrëmje, dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!”** Araf 205. Qëllimi me Fjalën “**dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje”** është: mos u bëj prej atyre që e kanë harruar Allahun ku si pasojë Ai i ka dënuar me harresë ndaj vetes së tyre. Këta janë larguar prej Atij, në përmendjen dhe nënshtrimin e të Cilit është e gjithë lumturia dhe shpëtimi, në të dy botët. Në këtë ajet Allahu na urdhëron të jemi të vazhdueshëm në përmendjen e Tij dhe na paralajmëron nga ata që janë të shkujdesur në këtë.

Nëse shkujdesja zë vend te njeriu, atëherë ai nuk do të jetë i angazhuar me adhurimin e shumtë ndaj Allahut, nuk do ta përmendë shumë Atë, nuk do të tregohet i bindur ndaj urdhrave të Tij. Por, do të jetë i angazhuar me gjëra që e largojnë nga Allahu dhe bëjnë ta harrojë Atë. Ka mundësi që personi i tillë kryen shumë adhurime e vepra të mira, mirëpo edhe pse i kryen, për shkak se nuk e kujton Allahun, kryerja e tyre do të jetë në një gjendje të keqe, ngase janë të zhveshura prej përuljes, nënshtrimit, kthimit tek Allahu, qetësisë që ndjehet në adhurime, sinqeritetit etj.

# Dhikri dhe zemra

Dhikri është jetë për zemrat. Jeta reale e zemrës është kur njeriu e përmend Allahun. Nuk ka mundësi të ketë jetë e gjallëri, veçse atëherë kur e përmend Allahun. Nevoja e zemrës për dhikrin, është sikurse nevoja e peshkut për ujin. Zemra që e përmend Allahun, është zemër e gjallë, ndërsa ajo që nuk e përmend Atë, është zemër e vdekur. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Shembulli i atij që e përmend Zotin e tij dhe atij që nuk e përmend Atë, është sikurse shembulli i të gjallit me të vdekurin."*** Buhariu dhe Muslimi. Imam Sheukani rahimehullah thotë: *"Ky hadith na tregon se ai që e përmend Allahun ka një vlerë dhe virtyt shumë të lartë tek Ai, që është ndriçimi/shkëlqimi në jetën fizike dhe shpirtërore. Gjithashtu ka shpërblime të mëdha prej Allahut."* Zemra që e përmend Allahun, është sikurse i gjalli në mesin e të gjallëve. Dijetarët thonë: *"Trupat e atyre që nuk e përmendin Allahun, janë varre për zemrat e tyre."*

Në varësi të kësaj, zemrat janë tri lloje:

-zemra e shëndoshë, e cila ka shpëtuar prej shirkut dhe që çdo adhurim e vepër të mirë ia kushton vetëm Allahut.

-zemra e vdekur, e cila nuk ka shpëtuar nga shirku, nuk e njeh Zotin dhe nuk i zbaton urdhrat e Tij.

-zemra e sëmurë, e cila shkon tek ajo anë që forcohet më shumë (që u sapo cekën).

# Shtatë rregulla mbi dhikrin

Ajeti **"Përmende Zotin tënd me vete, i përulur dhe me frikë – jo me zë të lartë, në mëngjes dhe mbrëmje, dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!"** Araf 205, përfshin disa rregulla mbi dhikrin:

- **Bërja e dhikrit në heshtje**: në këtë mënyrë ndikon më shumë në sinqeritetin e personit dhe është më afër përgjigjes prej Allahut që të pranohet nëse është dhikër, ose të marrë përgjigje nëse është lutje, si dhe është më larg dyfytyrësisë.

- **Bërja e dhikrit me përulje dhe nënshtrim ndaj Allahut**, duke pranuar në vete mangësitë dhe mëkatet- në këtë mënyrë arrihet plotësimi i ubudijes (të qenit rob adhurues ndaj Allahut).

- **Bërja e dhikrit me frikë-** frikë nga dënimi për mangësitë dhe mëkatet, frikë që për shkak të tyre mund të refuzohet ky dhikër nga Allahu e të mos pranohet. Kur Allahu i përshkruan besimtarët e mirë dhe të devotshëm të cilët nxitojnë në vepra të mira, të cilët garojnë me të tjerët në to dhe arrijnë të jenë të parët, thotë: **"...që, kur japin atë që japin** (kjo nuk nënkupton veç dhënien e lëmoshës prej pasurisë, siç thonë dijetarët, por e japin atë që japin prej vetes së tyre, punëve të tyre)**, zemrat e tyre i kanë plot frikë, ngaqë do të kthehen te Zoti i tyre, ata nxitojnë të bëjnë vepra të mira dhe për këto punë janë të parët."** Muminun 60-61. Kur Aisha radijAllahu anha e ka dëgjuar këtë ajet, e ka pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: *"O i Dërguar i Allahut! Ky ajet a flet për atë që ka bërë imoralitet, ka vjedhur dhe ka pirë alkool, dhe ka frikë se mos e dënon Allahu?"* Ai salAllahu alejhi ue selem i thotë: "***Jo, o bija e sidikut[9]. Por, është ai besimtar që falet***

[9] Ebu Bekri radijAllahu anhu ka qenë babai i Aishes radijAllahu anha, i cili është cilësuar es sidik- i sinqerti.

***shumë*** (përveç farzeve fal dhe nafile), ***agjëron*** (gjithashtu agjërim nafile) ***dhe jep lëmoshë prej pasurisë së tij, megjithatë vazhdimisht ka frikë se a i pranohen apo i refuzohen (këto vepra të mira).”*** Musnedi i imam Ahmedit.

- **Bërja e dhikrit me zë të ulët, jo të lartë-** në këtë mënyrë njeriu është më afër meditimit të asaj që e thotë. Ibn Kethiri rahimehullah thotë: *“Kështu (jo me zë të lartë) është e pëlqyeshme të jetë dhikri, të mos jetë në formë të thirrjes (të mos e thërrasë Allahun) duke e ngritur zërin.”* Transmetohet se në një prej udhëtimeve, kur sahabët e kanë lutur Allahun, e kanë ngritur zërin lartë. Kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka dëgjuar, u ka thënë: “***O ju njerëz! Mbajeni veten (mos e ngrehni zërin lartë), ngase ju nuk po e thirrni atë që është i shurdhët dhe jo prezent. Por, po e thirrni dhe po e lutni Atë që është Dëgjues dhe Shikues (dëgjon dhe sheh çdo gjë që veproni ju).”*** Buhariu dhe Muslimi.

- **Bërja e dhikrit me gjuhë, e jo veç me zemër-** të thuhet dhikri, por pa e ngritur zërin lartë. Të bëhet me të dyja: me zemër dhe me gjuhë, e jo vetëm me ndonjërën prej tyre. Kur e kujton me zemër madhështinë e Allahut, për këtë ke shpërblim. Mirëpo, kur do që të bësh dhikër, duhet bashkuar mes këtyre dy gjërave (me zemër dhe me gjuhë). Në një hadith Kudsij thotë Allahu: **“Nëse njeriu më përmend në veten e tij (kur është i vetmuar), Unë e përmendi në Veten Time. Nëse më përmend në prezencë të të tjerëve, edhe Unë e përmend te disa (te engjëjt) që janë shumë më të mirë sesa ata.”** Ibn Tejmije

rahimehullah thotë: *“Nga ky hadith kuptohet se Allahu duhet të përmendet me gjuhë në vetvete, ngase Allahu (këtu po) tregon se dhikri ndahet në dy lloje: 1. Dhikri kur njeriu e përmend Allahun në vetvete (vetëm), 2. Dhikri kur njeriu e përmend Atë te një grup i njerëzve.”* Tek të dy rastet përmendja e Allahut është me gjuhë.

(Duke marrë parasysh argumentet) Qëllimi me Fjalën “**jo me zë të lartë”** është përmendja e Allahut me gjuhë, pa e ngritur zërin lartë, e nuk duhet të kuptohet përmendja veç me zemër.

- **Bërja e dhikrit mëngjes dhe mbrëmje-** siç kanë thënë dijetarët, këto dy kohë janë më të dalluarat/mirat për përmendjen e Allahut. Disa dijetarë kanë thënë se koha e mëngjesit fillon prej kur hyn koha e faljes së namazit të sabahut derisa të lindë dielli. E disa kanë thënë se hyn prej kohës kur falet namazi i sabahut derisa të lindë dielli. Kurse, koha e mbrëmjes hyn prej kur falet namazi i ikindisë derisa të hyjë koha e namazit të akshamit. Këto dy kohë janë kohë kur njeriu është larg përpjekjeve të kërkimit të të mirave të kësaj bote, është në qetësi me veten dhe më afër adhurimit ndaj Allahut. Shumica e njerëzve në këto dy kohë pushojnë, nuk angazhohen me çështjet e kësaj bote. Andaj, njeriu në këto kohë duhet t’i përkushtohet Allahut dhe t’i mbushë ato me dhikër, sidomos t’i bëjë ato dhikre që janë transmetuar nga suneti profetik (të thuhen në ato kohë). Është transmetuar në një hadith se veprat tona ngritën tek Allahu në këto dy kohë (në fillim të ditës dhe në mbarim të saj). Qëllimi i përmendjes së Allahut në këto dy kohë është: dita dhe veprat tona të fillojnë dhe të përmbyllen me dhikër.

- **Të mos jemi të shkujdesur në përmendjen e Allahut-** me Fjalën **“...dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!”,** Allahu kërkon nga ne dhe na urdhëron të jemi të vazhdueshëm dhe të përhershëm në përmendjen e Tij, të mos jemi sikur pjesa tjetër e njerëzve të cilëve nuk u bie ndërmend Allahu, që janë të shkujdesur ndaj Tij dhe përmendjes së Tij dhe janë të angazhuar me çështjet e kësaj bote. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Veprat më të mira tek Allahu janë ato të vazhdueshmet, edhe nëse janë të pakta.”*** Buhariu dhe Muslimi. Edhe nëse është dhikër i paktë ai që e bën njeriu, le të jetë i vazhdueshëm dhe i përhershëm, çdo ditë, mëngjes e mbrëmje.

## Të ndiqen engjëjt si shembull në dhikër dhe adhurime

Allahu sjell një ajet tjetër nga surja Araf, duke ngritur ambiciet tona në përmendjen e Tij. Në të Allahu tregon se sa shumë i lavdëron engjëjt e Tij, të cilët e lavdërojnë dhe madhërojnë Atë mëngjes e mbrëmje, pa ndërprerë, pa treguar lodhje kurrë. Allahu thotë: **“Në të vërtetë, ata që janë afër Zotit tënd, nuk refuzojnë ta adhurojnë Atë, por e lavdërojnë dhe përulen në sexhde para Tij.”** Araf 206. Allahu tregon se engjëjt nuk tregohen mendjemëdhenj, të pabindur dhe refuzues ndaj adhurimit të Allahut, porse vazhdimisht e madhërojnë, lartësojnë dhe i bëjnë sexhde Atij. Allahu, me këtë ajet, sikur do të na nxisë dhe inkurajojë t’i marrim shembull engjëjt në këto vepra të tyre, për të cilat Ai i lavdëron ata. Nëse engjëjt që janë të mbrojtur prej mëkateve, e kanë këtë gjendje, atëherë

si është gjendja e atyre të cilët e kanë ngarkuar veten me mëkate të shumta (njerëzit)?!

Kur ibn Kethiri rahimehullah e komenton këtë ajet thotë: *“Allahu menjëherë pas këtij ajeti “***Përmende Zotin tënd me vete, i përulur dhe me frikë – jo me zë të lartë, në mëngjes dhe mbrëmje, dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!”** *Araf 205, (në vazhdim) i përmend engjëjt në mënyrë që ne të mundohemi t’u përngjasojmë atyre në adhurimet dhe bindjet e shumta ndaj Tij* **(Në të vërtetë, ata që janë afër Zotit tënd, nuk refuzojnë ta adhurojnë Atë, por e lavdërojnë dhe përulen në sexhde para Tij).”**

Abdurrahman Es Si’di rahimehullah kur komenton këtë ajet thotë: *“Allahu përmend se Ai ka disa robër të cilët janë të vazhdueshëm dhe të përhershëm në adhurimin ndaj Tij, e këta janë engjëjt. Ai kur i përmend këta engjëj, se sa shumë e përmendin Atë dhe e adhurojnë, do të na tregojë neve njerëzve se kur Ai po urdhëron që ta adhurojmë dhe ta bëjmë dhikër, nuk ka për qëllim që përmes kësaj të forcojë pozitën e Tij, duke pasur nevojë për adhurimet tona dhe të lartësohet përmes tyre, ngase ka robër (engjëjt) që vazhdimisht pa ndalur e adhurojnë Atë (dhe ju njerëz mos mendoni se po vepron diçka të madhe me atë adhurim dhe dhikër të paktë që bëni), por ka për qëllim vetëm një gjë: përmes dhikrit që bëni keni dobi në vetët tuaja dhe që përmes tij shpërbleheni shumëfish, shumë herë më shumë sesa veprat që i bëni.”* Kemi thënë se sa më shumë që shtohet dhikri gjatë një vepre, aq më shumë ajo shpërblehet tek Allahu. Dhe thotë: *“Të gjithë robërit e Allahut le t’i marrin për shembull këta engjëj fisnik e të nderuar tek Ai, dhe të jenë të përhershëm e të vazhdueshëm në përmendjen dhe adhurimin ndaj Sunduesit, të Gjithëdijshmit.”*

Pra, Allahu së pari ndalon për robërit e Tij të jenë të shkujdesur në përmendjen e Tij, pastaj menjëherë sjell shembull se çfarë përpjekje të madhe bëjnë engjëjt me përmendjen ndaj Tij, pa ndërprerë, me adhurimet ndaj Tij, në mënyrë që njerëzit t'i marrin ata si shembull në këtë.

## Dhikri më i mirë është leximi i Kuranit

Gjëja më e mirë me të cilën njeriu e përmend dhe e kujton Allahun, është leximi i Kuranit, ngase Fjalët e Allahut janë fjalët më të mira, më të bukura, më të vërteta dhe më të dobishme. Kurani është shpallje të cilën Allahu e ka zbritur te ne (pjesë-pjesë). Andaj, nuk ka mundësi që atij t'i afrohet e kota nga asnjëra anë. Kurani është Libri më i mirë që e ka zbritur tek i Dërguari më i mirë, Muhamedi salAllahu alejhi ue selem. Ebu Abdurrahman es Sulemi rahimehullah ka thënë: *"Vlera e Kuranit në krahasim me fjalët e njerëzve, është sikurse dallimi mes Zotit dhe krijesës."*

*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:* ***"Shembulli i besimtarit i cili e lexon Kuranin është sikurse shembulli i utruxhe*** (e cila është një pemë e llojit të limonit, i thonë citrus)***, shijen e ka të mirë, por edhe aromën. Shembulli i besimtarit që nuk e lexon Kuranin është sikurse hurma, e cila shijen e ka të mirë, porse nuk ka aromë të mirë. Kurse shembulli i mynafikut që e lexon Kuranin është sikurse shembulli i rejhanes*** (një lloj lule)***, aromën e ka të mirë, porse shijen e hidhur. Shembulli i mynafikut që nuk e lexon kurrë Kuranin është sikurse shembulli i handhale*** (lloj peme e llojit të kungullit)***, me shije të hidhur dhe pa aromë."*** Buhariu.

Është obligim për ne si umet madhërimi i këtij Kurani, sepse ai është burimi i krenarisë sonë. Nëse nuk ia japim vlerën e merituar, kurrë nuk do të arrijmë të jemi të ngritur siç kanë qenë të ngritur dhe të lartësuar paraardhësit tanë në fe (selefët). Ai është rruga e lumturisë sonë. Ibn Mesudi radijAllahu anhu thotë: *“Ai që do ta dijë se a e do Allahun, le ta peshojë veten me këtë Kuran. Nëse e do atë (e respekton, e mëson, e lexon me tefsir, vepron me të, merret me të etj.), atëherë le ta dijë se e do edhe Allahun, ngase Kurani është Fjala e Allahut.”* Nëse e do Allahun, duhet ta duash edhe Fjalën e Tij.

## Kurani ka zbritur në muajin e Ramazanit

Nuk ka mirësi më të madhe prej Allahut për robërit e Tij sesa zbritja e Kuranit te Muhamedi salAllahu alejhi ue selem. Allahu e lavdëron Vetveten për këtë fakt. Madje prej robërve të Tij kërkon falënderim dhe lavdërim për këtë mirësi. Muaji i Ramazanit veçohet për faktin se në të ka zbritur Kurani, si udhëzim dhe udhërrëfyes për njerëzit. Allahu e lavdëron këtë muaj. Në një hadith të saktë tregohet se po në këtë muaj krejt Librat qiellor kanë zbritur te Pejgamberët. Mirëpo, Kurani ka zbritur pjesë-pjesë, ndërsa Librat e tjerë kanë zbritur komplet secili.

Kuranin Allahu së pari e ka zbritur përnjëherë (komplet) në Bejtul Izze (Shtëpinë e Krenarisë), në qiellin e kësaj bote, kjo ka ndodhur në muajin Ramazan në natën e Kadrit, e prej aty pastaj e ka zbritur pjesë-pjesë. Thotë Allahu: **“Ne e zbritëm Kuranin në një natë të bekuar.”** Dukhan 3. Dhe thotë: **“Ne e kemi zbritur (Kuranin) në Natën e Kadrit.”** Kadr 1. Dhe thotë: **“Muaji i Ramazanit është ai, në të cilin ka zbritur**

**Kurani...”** Bekare 185. Këto ajete na tregojnë se Kurani ka zbritur në një natë të vetme, Natën e Kadrit, që është njëra prej netëve të Ramazanit. Thotë Ibn Abbasi radijAllahu anhu: “*I gjithë Kurani ka zbritur në natën e Kadrit në qiellin e kësaj bote. Ka qenë në pozicionin/nivelin e yjeve. Pastaj, Allahu e ka zbritur pjesë-pjesë tek i Dërguari i Tij, ashtu siç ka qenë e nevojshme.”* Thotë Allahu: **“Ky është një Kuran, që Ne e kemi ndarë pjesë-pjesë, që ti t’ua mësosh njerëzve pak nga pak, duke e shpallur atë kohë pas kohe.”** Isra 106.

Ikrime rahimehullah transmeton prej Ibn Abbasit radijAllahu anhu i cili ka thënë: *“I gjithë Kurani ka zbritur në qiellin e dunjasë natën e Kadrit. Pas kësaj, ka zbritur përgjatë 20 viteve (aq sa ka zgjatur Pejgamberia e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem). Argument Fjala e Allahut:* **“Sapo ata të të sjellin çfarëdo argumenti, Ne të sjellim të Vërtetën dhe shpjegimin më të mirë.”** Furkan 33. Kjo tregon se Kurani ka zbritur pjesë-pjesë. Sa herë që idhujtarët kanë sjell pyetje me të cilën e kanë kritikuar dhe kundërshtuar atë në të cilën thërret i Dërguari, apo për të treguar se thirrja e tij është e kotë, Allahu ka sjell një kundërargument ndaj tyre, i cili ka qenë shpjegimi më i mirë. Ummeti mysliman, në këtë Kuran e ka udhëzimin dhe përmes tij i arrin dobitë, qofshin dobi të fesë apo të kësaj bote, në të sqarohet e vërteta në mënyrën më të mirë. Dhe ky muaj meriton të madhërohet e respektohet (me adhurime, vepra të mira, mësim/lexim të Kuranit etj.).

## Kurani duhet të lexohet që të kuptohet dhe që të punohet me të

Allahu thotë: **“Pa dyshim, ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u**

**kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë. Allahu do t'ua plotësojë atyre shpërblimin dhe do t'ua shtojë nga dhuntitë e Tij. Me të vërtetë, Ai është Falës dhe Falënderues."** Fatir 29-30. Leximi i Kuranit dhe meditimi/përsiatja e kuptimeve të tij është dera më e madhe përmes së cilës njeriu gjen udhëzimin. Allahu i nxit njerëzit që sa më shumë të merren me këtë Libër. Allahu na tregon në këtë ajet se arsyeja pse e ka zbritur Kuranin te njerëzit është meditimi/përsiatja e thellë rreth kuptimeve të tij: **"Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed), për të përsiatur mbi vargjet e tij dhe për t'u këshilluar me të mendarët."** Sad 29.

Allahu na tregon se shkaku i humbjes së njerëzve nga rruga e drejtë është se ata nuk e kanë lexuar Kuranin me meditim, janë treguar kryelartë dhe arrogantë ndaj leximit/meditimit të tij. Allahu thotë: **"Juve ju janë lexuar vargjet e Mia, por ju tërhiqeshit mbrapa, me kryelartësi! Ju flisnit kotësira për të (Kuranin), si dikush që rrëfen natën përralla." Vallë, a nuk kanë medituar ata mbi Fjalën (Kuranin) apo atyre u ka ardhur ajo që nuk u kishte ardhur të parëve të tyre?"** Muminun 66-68. Sikur të meditonin në domethëniet e tij, patjetër se do ta besonin dhe kjo do t'i pengonte prej mohimit e mosbindjes. Kur ne e lexojmë atë dhe mundohemi t'i kuptojmë kuptimet e tij, ecim drejt çdo të mire dhe mbrohemi nga çdo e keqe.

Allahu i paralajmëron ashpër robërit e Tij që mos t'ia kthejnë shpinën Kuranit dhe mos t'i shmangen atij. Ai na sqaron rrezikun e madh kur veprojnë kështu, duke treguar se çfarë pasoja të mëdha do të ketë për ta. Kush vepron kështu do të

bartë mbi supe mëkate dhe ngarkesë të rëndë Ditën e Gjykimit, ngase nuk e ka pranuar Kuranin dhe nuk i është dorëzuar atij. Allahu thotë**: “Ky (Kuran) që të kemi dhënë, është një Këshillë nga ana Jonë. Kush shmanget nga ai, në Ditën e Kiametit do të mbartë ngarkesë të rëndë, që do t’u mbetet përherë. Sa barrë e keqe që do të jetë ajo në Ditën e Kiametit!”** Ta ha 99-101. Është obligim për ne si myslimanë që sa më shumë ta lexojmë atë dhe t’ua mësojmë të tjerëve. Ky Libër e meriton që t’i jepet e drejta në lexim, studim e meditim në domethënie, e pas kësaj duhet të punohet me atë që na këshillon dhe udhëzon ai.

Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *“Nuk ka ndonjë gjë që zemrës i bën dobi më shumë sesa leximi i Kuranit me meditim. Kjo gjë mbledh në vete të gjitha nivelet dhe pozitat e atyre që rrugëtojnë drejt Allahut, të gjitha gjendjet e atyre që veprojnë për hir të Allahut dhe pozitat më të larta të atyre që e njohin Atë. Kjo sjell si rezultat në zemrën e besimtarit dashurinë për Allahun, përmallimin për takimin me Të, frikën dhe shpresën, kthimin me përulje tek Ai, mbështetjen vetëm tek Ai, kënaqjen dhe pajtimin me Kaderin e Tij, dorëzimin e të gjitha çështjeve Atij, falënderimin ndaj Tij dhe durimin. Po ashtu, kjo pengon nga cilësitë dhe veprat e nënçmuara, prej të cilave zemra prishet dhe vdes pastaj. Leximi i një ajeti në këtë mënyrë (me meditim), është më mirë sesa leximi komplet i Kuranit pa meditim në domethëniet e tij, gjithashtu kjo është më e dobishme për zemrën dhe shtyn në rritjen e besimit. Dhe kështu do të arrish të shijosh edhe më shumë ëmbëlsinë e Kuranit.”*

# Surja Fatiha është surja më e vlefshme në Kuran

El Fatiha, është quajtur nga i Dërguari salAllahu alejhi ue selem *“Nëna e Kuranit* (baza e tij)” ngase nëse meditojmë rreth kuptimeve të Kuranit shohim se i gjithë Kurani është shpjegim/komentim i sures Fatiha. Domethëniet e të gjithë Kuranit janë përmbledhur në suren Fatiha. Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *“Pozitat e atyre që ecin drejt Allahut i hasim në një ajet* **“Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë”** *(Fatiha 4). Dije se surja Fatiha në mënyrën më të përkryer përmban në vete qëllimet më të larta që ka besimtari.”* Medarixhus salikin. Pra, njerëzit dallojnë në pozitat/nivelet që arrijnë tek Allahu, për aq sa arrijnë ta realizojnë këtë ajet.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“(Nëna e Kuranit- El Fatiha) Është shtatë ajetet që përsëriten dhe Kurani madhështor që më është dhënë mua.”*** Buhariu. Disa prej grupacioneve në Islam thonë se nuk lejohet të thuhet “disa sure janë më të vlefshme sesa disa të tjera në Kuran”, mirëpo hadithet dhe etheret që flasin për këtë dhe që dëshmojnë për akiden e ehli sunetit (pasuesve të sunetit) janë të shumta, ku tregohet se disa Fjalë të Allahut janë më të vlefshme sesa disa të tjera të Tij. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“As në Teurat, as në Inxhil, as në Zebur dhe as në Kuran*** (pjesën tjetër të tij) ***nuk ka zbritur sure e ngjashme me të (suren Fatiha).”*** Ahmedi dhe Tirmidhiu. Kjo është e vetmja sure, leximin e së cilës Allahu e ka bërë obligim (të lexohet) në namaz. Ajo është surja më e përgjithshme që përfshin gjërat e dobishme për besimtarin në të dy botët.

## Vlera e ajetul kursij-it

Transmetohet se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka pyetur Ubej ibn Kabin radijAllahu anhu: ***"O Ebu Mundhir! A e di se cili ajet është më i madhi në Librin e Allahut?"*** I ka thënë: *"Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë!"* Atëherë e ka pyetur përsëri: ***"O Ebu Mundhir! A e di se cili ajet është më i madhi në Librin e Allahut?"*** Ka thënë: ***"Thuaj: "Allahu, nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij...***(deri në fund, ajeti 255, Bekare)." I Dërguari salAllahu alejhi ue selem e goditi në gjoks dhe i tha***: "Pasha Allahun, ty të ka hije dituria, o Ebu Mundhir!"*** Muslimi. Në gjuhën arabe kjo fjalë thuhet kur urohet një gjë.

Ky ajet përmban Emra dhe Cilësi të Allahut. Ky ajet e ka arritur këtë pozitë madhështore, që të jetë ajeti më i rëndësishëm dhe më i vlefshëm në Kuran, për shkak të domethënieve të larta që përfshin. Ai flet për teuhidin (njësimin e Allahut), për madhështinë e Allahut, në të përmenden atributet që tregojnë për Madhështinë dhe përsosmërinë e Tij. Në të përmenden pesë Emra të Allahut dhe mbi njëzetë atribute të Tij. Ibën Tejmije rahimehullah thotë: *"Asnjë ajet në Kuran nuk përmban atë që përmban ajetul kursij. Cilësitë dhe atributet që Allahu i përmend në fillim të sures Hadid ose në fund të sures Hashr, i përmend të shpërndara në ajete, mirëpo jo brenda një ajeti."* Ajeti në të cilin Allahu përmend më së shumti Emra dhe Cilësi të Tij është ajetul kursij.

Kush e lexon pas namazit farz asgjë nuk e pengon hyrjen e tij në xhenet përveç vdekjes (siç ka ardhur në një hadith). Ibn Kajjim rahimehullah tregon se Ibn Tejmije i ka treguar se

kurrë nuk e ka lënë pa e thënë atë pas namazit farz, gjatë tërë jetës. Besimtari duhet ta lexojë gjatë tërë jetës këtë ajet pas namazit farz dhe in shaa Allah e arrin këtë shpërblim (të ardhur në hadith).

Atij i cili e lexon gjatë natës (kur shkon të flejë), Allahu ia dërgon një roje që e ruan tërë natën, nuk i afrohet shejtani deri në mëngjes (siç ka ardhur në një hadith).

## Vlera e sures Ikhlas

Surja Ikhlas (Kul huwAllahu ehad) është e barabartë me një të tretën e Kuranit. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im! Vërtetë kjo sure është e barabartë me një të tretën e Kuranit."*** Buhariu. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka pyetur shokët e tij: ***"A mundet ndokush prej jush ta lexojë brenda një nate një të tretën e Kuranit?"*** Sahabët thanë: *"Kush prej nesh ka mundësi ta bëjë një gjë të tillë, o i Dërguari i Allahut?!"* Ai u tha: ***"Surja el Ikhlas është sa një e treta e Kuranit."*** Buhariu. Nëse e lexon e arrin shpërblimin e një të tretës së Kuranit. Dijetarët kanë sqaruar mënyrën se si kjo sure barazohet me një të treten e Kuranit. Përgjigjen më të mirë e ka dhënë Ebul Abas ibn Surejxhe rahimehullah, siç thotë ibn Tejmije rahimehullah. Ai thotë: "*Në Kuran janë tri lloje të ajeteve: një e treta e ajeteve flet rreth dispozitave/ligjeve, një e treta e ajeteve janë përgëzuese dhe kërcënuese dhe një e treta e ajeteve flet rreth Emrave dhe Cilësive të Allahut. Kjo sure ka përmbledhur të gjithë Emrat dhe Cilësitë e Allahut."*

Ibn Tejmije rahimehullah thotë: “*Fakti se Surja Ikhlas është një e treta e Kuranit, nuk do të thotë se ajo është më e vlefshme/mirë sesa el Fatiha. Po ashtu, nuk duhet të kuptohet se nëse personi e lexon tri herë atë, atëherë nuk ka nevojë ta bëjë hatme (ta lexojë komplet) Kuranin. Madje, dijetarët e selefit e kanë parë si gjë të urryer që kur njeriu e lexon komplet Kuranin (e bën hatme), kur arrin te surja Ikhlas ta lexojë më shumë se një herë. Kurani duhet të lexohet ashtu siç është në mushaf, pa shtuar dhe pakësuar. Mirëpo, nëse do ta lexosh suren Ikhlas ndaras prej sureve të tjera, mund ta lexosh tri herë e më shumë. E kush e lexon një herë, ka shpërblim sikur ta lexojë një të tretën e Kuranit (nëse e lexon më shumë, ka shpërblim më shumë).”*

## Vlera e disa sureve të tjera

Shumica e hadittheve në të cilët përmendet vlera e sureve apo shpërblimi për leximin e tyre, janë të dobët. Madje ka prej tyre që janë të shpikur/pa bazë. Ibn Kajjim rahimehullah thotë se hadithet e sakta të ardhura, që flasin për vlerën e disa sureve, janë ato që përmendin këto sure dhe ajete:

Suren Fatiha- hadithi: ***“As në Teurat, as në Inxhil, as në Zebur dhe as në Kuran*** (pjesën tjetër të tij) ***nuk ka zbritur sure e ngjashme me të (suren Fatiha).”*** Ahmedi dhe Tirmidhiu.

-Suren Bekare dhe Ali Imran- hadithi ***“...mësojini (dhe punoni me to) suret Bekare e Ali Imran, sepse ato janë dy drita”*** dhe

***"Në Ditën e Gjykimit do të vijnë si dy re që e mbrojnë[10] atë që i ka mësuar/punuar me to."***

Ajetul Kursij- hadithi në të cilin Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem e ka pyetur Ubej ibn Kabin radijAllahu anhu: "***A e di se cili ajet është më i madhi në Librin e Allahut?"*** e ai i thotë: ***"Thuaj: "Allahu, nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij...***(deri në fund)." Muslimi.

Dy ajetet e fundit të sures Bekare- hadithi: ***"Kush i lexon natën, i mjaftojnë për atë natë."***

Suren Bekare veçanërisht- hadithi: ***"Kush e lexon suren Bekare në shtëpinë e tij, shejtani ik prej saj."***

Dhjetë ajetet e para të sures Kehf – hadithi: ***"Kush i mëson dhjetë ajetet e para të sures Kehf, ato do ta mbrojnë prej fitnes së Dexhalit."***

Suren Ikhlas- hadithi: "***Surja el Ikhlas është sa një e treta e Kuranit."*** Buhariu.

Suren Felek dhe Nas – hadithi: ***"Njeriu nuk ka mundësi ta mbrojë veten me diçka më të mirë sesa me leximin e sures Felek dhe Nas",*** dy mbrojtëset**.**

Në nivel më të ulët të saktësisë janë hadithet që flasin për:
suren Zelzeleh (ku tregohet se ajo është sa gjysma e Kuranit),
suren Kefirun (ku tregohet se ajo është sa një e katërta e Kuranit),

[10] Prej nxehtësisë së diellit të asaj Dite.

dhe suren Mulk (ku tregohet se kush e lexon çdo natë, ajo e mbron prej dënimit të varrit).

Hadithet e tjera, pos këtyre, që flasin se “kush e lexon këtë apo atë sure ka këtë shpërblim”, apo “kush e lexon këtë e atë sure do t’i jepet kjo gjë” janë të shpikura, të rrejshme, thotë ibn Kajjim.

Gjendja e atij që i lexon këto sure me meditim, përulje, vendosmëri për të punuar me to, është shumë e mirë dhe më e ngritur sesa e atij i cili i lexon ato vetëm si recitim (edhe nëse surja që ky e lexon është më e vlefshme sesa surja që e lexon ai i pari me meditim). Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *“Disa dijetarë kanë thënë: “Surja Kul huwAllahu ehad nuk bën dobi kur çdokush e lexon dhe çdokujt që i lexohet.”* Pra varet kush e lexon dhe kujt i lexohet (për shkak të sinqeritetit, meditimit, bindjes, përuljes, me ç’rast ndikimi është shumë më i madh).

## Leximi i Kuranit është më i mirë se të mjaftuarit me dhikër

I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“Fjalët më të dashura për Allahun janë katër: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber.”*** Muslimi. Dhe thotë: ***“Fjalët më të vlefshme pas Kuranit janë katër, edhe ato janë prej Kuranit*** (të përmendura në të)***: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber.”*** Imam Ahmedi. Dhe thotë: “***Zoti i Madhërishëm thotë: “Atij i cili angazhohet me leximin e Kuranit dhe me këtë e lë anash dhikrin (e përgjithshëm)***

***dhe lutjen ndaj meje, do t'i japë më shumë sesa që u kam dhënë atyre që më luten dhe kërkojnë prej meje."*** Tirmidhiu.

Gjëja më e vlefshme me të cilën njeriu e mbush kohën e tij dhe e shpenzon frymëmarrjen e tij, është përmendja e Allahut (dhikri), pas kryerjes së obligimeve të Allahut. Mirëpo, dhikri përfshin çdo fjalë të mirë, të cilën e do Allahu, qoftë lexim i Kuranit, apo tesbih (subhanAllah), apo tahmid (elhamdulilah), apo tekbir (Allahu ekber), apo tehlil (la ilahe ilAllah), apo lutje. Të gjitha i përfshin dhikri. Porse prej këtyre dhe të tjerave, më e ngritura vepër është leximi i Kuranit. Kjo është në kuptimin e përgjithshëm. Duhet ditur se ndonjëherë ndodhë që vepra e cila është më pak e vlefshme, për shkak të disa rrethanave bëhet më e vlefshme se ajo vepër e cila është më e vlefshme sesa ajo. Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Vepra e cila është më pak e vlefshme, ka mundësi që në disa rrethana të caktuara të bëhet më e vlefshme sesa veprat e tjera. Kjo është dy lloje: 1. Një vepër që është e ligjshme për të gjithë njerëzit, 2. Dallon sipas gjendjeve të njerëzve. Rasti i parë: kur një vepër për shkak të kohës, apo vendit, apo të një vepre tjetër, bëhet më e vlefshme sesa veprat e tjera, edhe pse realisht është më pak e vlefshme, siç është rasti kur pas faljes së sabahut dhe ikindisë dhe në ato kohë që ndalohet falja e namazit nafile, leximi i Kuranit dhe lutja është më e mirë sesa namazi. Ngjashëm me këtë themi dhe për vendet në të cilat është e ndaluar falja, siç është banja (hamami) dhe ahëri i deveve. Në to më e mirë është përmendja e Allahut apo lutja ndaj Tij. Gjithashtu, për atë që është xhunub, më e vlefshme është dhikri sesa leximi i Kuranit. Kur njeriu është duke bërë tavaf rreth Qabesë, apo është në Arafat, apo në Muzdelife, apo*

*kur është duke i hedhur gurët gjatë Haxhit, ajo që ligjësohet është përmendja e Allahut dhe lutja ndaj Tij sa më shumë, e jo leximi i Kuranit.*

*Rasti i dytë: kur njeriu është i paaftë dhe nuk ka mundësi ta veprojë veprën e cila është më e vlefshme, siç është rasti kur ai është i paaftë në origjinë, kur nuk ka fare mundësi të mësojë Kuran përmendësh; ose në origjinë është i aftë ta veprojë një vepër, mirëpo është i paaftë ta kryejë në mënyrën e përkryer/plotë, ndërsa në anën tjetër, ka mundësi ta kryejë në mënyrën e përkryer një vepër që është më pak e vlefshme. Nga kjo kuptojmë se nuk duhet të mendojmë se çdo vepër e cila është më e vlefshme, të ligjësohet për çdo njeri. Prandaj, çdo njeri e vepron atë vepër që për të është më e vlefshme (ngase ka mundësi ta kryejë në mënyrën e plotë). Ka prej njerëzve që për të dhënia e lëmoshës është më e mirë sesa agjërimi vullnetar, apo e kundërta edhe pse si lloj i veprës lëmosha është më e mirë sesa agjërimi. Dhikret të cilat janë të ligjshme të bëhen në kohë të caktuara, siç është rasti se çfarë thuhet kur dëgjojmë ezanin, në këtë kohë kjo është më e vlefshme të veprohet sesa të lexohet Kuran (edhe pse si lloj i dhikrit më i mirë është leximi i Kuranit). Gjithashtu, ajo që është sunet të thuhet në mëngjes e mbrëmje dhe kur shkojmë për të fjetur, në këto kohë është më e vlefshme sesa leximi i Kuranit apo lutjet e tjera. Nëse njeriu zgjohet natën, për të më e mirë është zgjatja e leximit të Kuranit sa më shumë kur falet. Përndryshe, nëse nuk ka mundësi të zgjasë leximin e Kuranit, e vepron*

*atë që është nën mundësinë e tij. Pra, (në këtë kohë) më i mirë është leximi i Kuranit (dhe shtimi i tij) sesa dhikri. Pastaj, namazi në këtë kohë është shumë më i mirë sesa leximi i Kuranit apo dhikri.”*

Leximi i Kuranit është dhikri më i mirë. Atij i jepet përparësi ndaj tesbihut, tahmidit, tekbirit, tehlilit, lutjes, istigfarit dhe të tjerave të tilla. Mirëpo, janë disa gjendje, vende dhe kohë të caktuara, që kur këto vepra (që janë më pak të vlefshme) veprohen në to, atëherë bëhen më të vlefshme sesa leximi i Kuranit.

## Morali i bartësve të Kuranit

Me këto morale[11] duhet të pajiset çdo mysliman, pavarësisht se sa ka mësuar (përmendësh) prej Kuranit. Prej moraleve të bartësit të Kuranit janë:

Me këtë vepër të ketë për qëllim afrimin tek Allahu. Umer ibn Hatabi radijAllahu anhu thotë: “Në kohën tonë, të gjithë ata që e kanë mësuar Kuranin, kanë pasur për qëllim Allahun (nijeti i tyre ka qenë arritja e Kënaqësisë së Allahut). Në kohën e fundit, kur shoh njerëzit, kam frikë se ata po e mësojnë Kuranin duke pasur për qëllim atë që është në dorën e njerëzve (pasurinë). Me leximin e Kuranit dhe me veprat e tjera, ta keni për qëllim vetëm Allahun dhe shpërblimin e Tij. ”

[11] Nxjerrë nga libri “Morali i bartësve të Kuranit”, Ebu Bekër Muhamed ibn Husejni el Axhuri.

T'i zbatojë në praktikë mësimet dhe moralet e Kuranit, duke e përmirësuar gjendjen dhe forcuar besimin. Thotë Allahu: "Kur shpallet ndonjë sure, disa prej atyre (që kanë dyshim dhe hipokrizi) thonë: "Kujt prej jush do t'ia shtojë besimin kjo sure?" Përsa u përket besimtarëve, atyre (kjo sure) ua shton besimin dhe ata gëzohen. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e veta, ajo ua shton edhe më dyshimin që kanë dhe ata vdesin si mohues." Teube 124-125. Kurani nuk ka zbritur veç për t'u lexuar, pa e mësuar, pa u pajisur me dijen e tij dhe pa punuar me të. Fudajl ibn Ijad rahumehullah thotë: *"Në të vërtetë, Kurani ka zbritur që të punohet me të. Ndërsa, njerëzit leximin e Kuranit e kanë bërë punë (për përfitim)."*

- Të mundohet të kuptojë sa më shumë se me çfarë e ka detyruar dhe obliguar Allahu. Kur e bën këtë, menjëherë i zbaton ato. E jo të jetë qëllim përfundimi i sures. Imam Hasan el Basriu rahimehullah thotë: *"Nuk llogaritet hifdh (memorizim i Kuranit) kur njeriu e mëson atë përmendësh, e nga ana tjetër i shkel kufijtë e përmendur në të. Ka prej tyre që thonë: "E kam lexuar Kuranin nga fillimi deri në fund, pa harruar/rrëzuar asnjë shkronjë", mirëpo realisht e ka rrëzuar tërë Kuranin sepse nuk ka punuar me atë që urdhëron ai. Tek këta nuk sheh moralin dhe sjelljen e Kuranit dhe veprën në të cilën nxit ai."*

Dhe pasi Ebu Bekër Muhamed ibn Husejni el Axhuri rahimehullah përmend edhe disa morale të tjera, thotë: *"Besimtari i mençur kur e lexon Kuranin, e shfaq vetveten para tij. Ai për të është sikurse pasqyra përmes*

*të cilës i dallon veprat e mira dhe të këqija. Andaj, kur e lexon atë, ndalet prej atyre gjërave për të cilat Allahu ka tërhequr vërejtjen dhe ka paralajmëruar; frikësohet për ato vepra për të cilat Allahu e ka frikësuar që nëse i vepron do ta kapë dënimi, dhe nuk i vepron ato; ato vepra në të cilat e ka inkurajuar Allahu, ai dëshiron t'i veprojë sa më shumë dhe shpreson të bëhet prej atyre që i veprojnë. I tilli, është ai i cili e ka lexuar Kuranin ashtu siç e meriton dhe është kujdesur për leximin/mësimin e tij ashtu siç na mëson Allahu. Për të, në Ditën e Gjykimit, Kurani do të dëshmojë në favor të tij, madje do të ndërmjetësojë për të, do ta shoqërojë atë (në varr) dhe do të jetë siguri për të. Ky (që ka këto cilësi të leximit të Kuranit) i bën dobi vetes së tij dhe familjes së tij. Dobia e mirësia e të gjitha të mirave në të dy botët, jo vetëm që i kthehet atij, por edhe prindërve dhe pasardhësve të tij."*

## Ithtarët e Kuranit i përmbahen rrugës së mesme

Tipari kryesor dhe më i dukshëm i bartësve të Kuranit është të qenit mesatarë, duke iu përmbajtur rrugës së drejtë. Këtë e arrijnë duke iu përmbajtur Kuranit dhe duke e marrë atë si udhërrëfyes, duke u ndalur aty ku ndalet ai, pra pa teprim dhe pa neglizhim, pa shtuar dhe pa pakësuar. Allahu thotë: **"Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë përmbi njerëzit dhe që i Dërguari të jetë dëshmitar përmbi ju."** Bekare 143. Kuranin, Allahu e ka bërë të qartë dhe

sqarues që udhëzon njerëzit në rrugën e drejtë dhe më të mirë. Thotë i Dërguari salAllahu alejhi ue selem: ***“Prej madhërimit të Allahut është respekti ndaj të moshuarit (që është thinjur në Islam), ndaj bartësit të Kuranit i cili nuk është prej atyre që kanë kaluar në teprim e as në neglizhim dhe ndaj udhëheqësit të drejtë.”*** Ebu Daudi. Në këtë hadith, tregohet se ithtarët e vërtetë të Kuranit (robërit e veçantë të Allahut), që e meritojnë respektimin dhe nderimin tonë, janë ata gjendja e të cilëve qëndron mes dy kaheve (ekstremeve): as nuk e teprojnë e as nuk neglizhojnë. Respektimi ndaj tyre është madhërim ndaj Allahut. Ebu Ubejd el Kasim ibn Selam rahimehullah në shpjegim të këtij hadithi thotë: “*Ekstremist është ai i cili e ka tepruar (shtrënguar) në pasimin e Kuranit, gjë kjo e cila e shtyn t'i konsiderojë si jobesimtarë myslimanët, siç është rasti me havarixhtë. Kurse, ai që është neglizhent, është ai që i shkel kufijtë e Kuranit (ndalesat e urdhrat e tij), dhe këtë e merr si të lehtë.”*

Ali ibn ebu Talib radijAllahu anhu thotë: *“Feja e Allahut është mes atij që e tepron dhe atij që është neglizhent. Andaj, përmbajuni rrugës së mesme, ngase ai që është neglizhent dhe dëshiron t'i kthehet Allahut, duhet t'i kthehet kësaj rruge, si dhe ai që e ka tepruar, duhet t'i kthehet kësaj rruge.”* Shejtani, si armik i njeriut, kujdesin më të madh e ka që ta devijojë njeriun prej rrugës së drejtë. Këtë e bën përmes dy rrugëve: ose duke e dërguar në teprim ose në neglizhim. Disa nga selefi kanë thënë: *“Nuk ka ndonjë gjë për të cilën ka urdhëruar Allahu*

*veçse shejtani mundohet t'i devijojë njerëzit prej saj, përmes dy rrugëve duke i joshur ata: të tregohen neglizhentë (duke mos e zbatuar) ose të teprojnë."*

Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *"Nëse shejtani sheh se një njeri është me ambicie dhe guxim për punë/vepra, atëherë bën që urdhrat e Allahut t'i shohë si të pakta (se duhet të punojë më shumë se aq), se nuk mjaftojnë dhe se duhet të shtojë më shumë (sesa ato që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij). Pra, e shtyn të kalojë kufijtë, të kalojë në teprim (ekstremizëm)."* I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Përmbajuni (ndiqeni) rrugës së mesme, do të arrini cakun***." Buhariu. D.m.th. do të arrini kënaqësinë e Allahut. Dhe thotë: ***"E keni obligim t'i përmbaheni udhëzimit që është në rrugën e mesme, sepse ai që e shtrëngon fenë*** (i tejkalon kufijtë), ***veçse feja do ta mundë atë (do të devijojë)."*** Imam Ahmedi. Abdullah ibn Mesudi radijAllahu thotë: *"Që njeriu të jetë mesatar në pasimin e sunetit, është më mirë sesa të bëjë shumë punë, që janë prej bidateve."* Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *"Feja e Allahut është mes atij që e tepron dhe atij që është neglizhent. Njerëzit më të mirë janë ata që e ndjekin shtegun e mesëm."*

## Vlera e dijes

Kur njeriu angazhohet me kërkimin e dijes, me njohjen e asaj që është e lejuar dhe asaj që është e ndaluar, me mësimin dhe studimin e Kuranit, me njohjen e sunetit profetik, kjo pa dyshim është dhikri më i mirë. Nuk ka

mexhlis (ndejë) më të mirë sesa mexhliset ku mësohet për fenë e Allahut. Këto janë më të mira, sesa mexhliset ku i bëhet Allahut tesbih, tahmid, tehlil dhe tekbir. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Vlera e dijetarit ndaj adhuruesit është sikurse vlera e hënës*** (kur është e plotë) ***në krahasim me yjet e tjerë.***" Sahih nga shejkh Albani rahimehullah. Ibn Rexhebi rahimehullah thotë: *"Sekreti i këtij krahasimi është: ndriçimi i yjeve dhe planetëve nuk vjen te ne në tokë, por mbetet tek ta. Kur hëna është e plotë, drita e saj përfshin të gjithë banorët e tokës. Atyre u ndriçohet rruga përmes saj dhe e dinë se kah të udhëtojnë (orientohen)."* Adhuruesi ia sheh hajrin vetvetes. Ndërsa, dijetarit ia shohin hajrin të gjithë.

Prej gjërave që na tregojnë se dija është më e vlefshme sesa veprat e tjera vullnetare, të pëlqyeshme, është se ajo përfshin të gjitha mirësitë e veprave të tjera që i vepron njeriu vullnetarisht. Dijetarët e mëhershëm kanë thënë: *"Pajisuni me dije sepse mësimi i saj është frikë ndaj Allahut, kërkimi i saj është adhurim, përsëritja e saj mes nesh është madhërim ndaj Allahut (bërja tesbih), mësimi i të tjerëve me të është lëmoshë, shpërndarja e saj te familja është adhurim me të cilin afrohesh tek Allahu, sepse përmes saj e di se çfarë është e lejuar të veprohet e çfarë është e ndaluar të veprohet, dhe është fanari i rrugës së banorëve të xhenetit (orienton drejt saj). Njeriu, veç të meditojë rreth dijes, kjo është e barabartë me agjërimin (vullnetar), ndërsa përsëritja e dijes mes njerëzve është sikur namazi i natës."* Sufjan eth Theuriu

rahimehullah: *“Nuk ka ndonjë vepër me të cilën njeriu e synon Allahun dhe shpërblimin e Tij, të jetë më e vlefshme sesa kërkimi i dijes (pas farzeve).”*

Hasan el Basriu rahimehullah: *“Dijetari është shumë më i vlefshëm sesa zahidi, i cili nuk e lakmon këtë botë dhe që stërmundohet në adhurime, sepse dijetari e përhap urtësinë e Allahut në mesin e njerëzve.”* Imam Shafiu rahimehullah thotë: *“Kërkimi i dijes është shumë më i vlefshëm sesa namazet vullnetare.”* Imam Ahmedi rahimehullah është pyetur: *“Cila nga dy veprat është më e dashur për ty, të kalosh tërë natën me namaz apo me shkrimin e librave?”* Tha: *“Me shkrimin e librave e mëson vetën dhe të tjerët me çështjet e fesë, dhe kjo është më e dashur për mua sesa të falem natën nafile (se kjo i bën dobi veç vetvetes).”* Gjithashtu imam Ahmedi ka thënë: *“Asnjë prej veprave vullnetare nuk barazohet me dijen.”* Është obligim për të tjerët që të vlerësojnë këtë pozitë që Allahu ua ka dhënë dijetarëve. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Nuk është prej nesh ai i cili nuk e mëshiron të voglin tonë, nuk e respekton të moshuarin tonë dhe nuk ia di të drejtën dijetarit.”***

## Vlera e ndejave të dhikrit

Kur flasim për ndejat në të cilat përmendet Allahu, nuk është qëllimi për ndejat siç i bëjnë disa prej grupeve të devijuara, duke bërë dhikër në formë grupore, gjë e cila nuk kanë bazë në sunetin profetik. Porse qëllimi është për ato ndeja në të cilat përmendet Allahu, ose personalisht

nga dikush ose ashtu siç është transmetuar në sunetin profetik: mësimi i dijes, shpjegimi i Kuranit dhe i haditheve etj.; të gjitha këto konsiderohen ndeja të dhikrit. Këto ndeja janë ndejat më të ndershme, më të dobishmet, më të lartat, me pozitën më të madhe tek Allahu. Ato i japin jetë dhe gjallëri zemrave, e shtojnë besimin, e përmirësojnë gjendjen (e besimtarëve) dhe e pastrojnë shpirtin, për dallim prej ndejave të shkujdesjes prej të cilave pjesëmarrësi çohet me besim të mangësuar, me dobësi e plogështi në zemër. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka quajtur ndejat e dhikrit "*kopshtet e xhenetit në këtë botë*". Ai ka thënë: "***Kur të kaloni afër kopshteve të xhenetit, ndaluni aty dhe shëtisni lirshëm."*** E kanë pyetur se cilët janë kopshtet e xhenetit, ai ka thënë: "***Ndejat e dhikrit***." Ahmedi, Tirmidhiu etj.

Selefi i ka kushtuar rëndësi të madhe ndejave të dhikrit. Umer ibn Habib El Hatmi ka thënë: *"Besimi shtohet dhe pakësohet."* E kanë pyetur se çfarë e shton dhe e pakëson atë. Ai ka thënë: *"Kur ne e përmendim Allahun, e madhërojmë, e lartësojmë, e lavdërojmë dhe e falënderojmë, atëherë kjo e shton besimin tonë. Kur ne tregohemi të shkujdesur dhe e harrojmë Allahun, atëherë pakësohet* besimi ynë." Ibn Kajjim thotë: *"Ai që dëshiron të banojë në kopshtet e xhenetit në këtë botë, atëherë le të shkojë të banojë dhe t'i marrë si atdhe të tij (që nuk i ndahet kurrë) ndejat e dhikrit."*

Engjëjt e Allahut nuk ulen në asnjë vend tjetër përveçse në ato ndeja ku përmendet Allahu i Madhëruar. Ndejat e kota dhe të shkujdesjes ndaj dhikrit janë ndeja të shejtanëve. Ndejat e dhikrit e sigurojnë njeriun prej humbjes dhe dëshpërimit në Ditën e Gjykimit, për dallim prej ndejave të shkujdesjes (ndaj dhikrit). Ndejat e dhikrit kanë pozitë dhe vend të veçantë tek Allahu. Ai lavdërohet/mburret para engjëjve me ata të cilët e përmendin Atë. Kjo është karakteristikë e këtij adhurimi (e dhikrit). Ndejat e dhikrit janë shkak i zbritjes së qetësisë, ata të cilët janë aty t'i mbulojë mëshira dhe engjëjt t'i rrethojnë me krahët e tyre. Ndejat e dhikrit janë prej shkaqeve më madhore përmes të cilave njeriu e ruan dhe e mbron gjuhën e tij, prej përgojimit, bartjes së fjalëve, gënjeshtrave, fjalëve të pahijshme e të kota etj.

## Shtyllat e adhurimeve që janë në zemër

Çdo adhurim, qoftë fjalë apo vepër, nuk pranohet tek Allahu pa u ngritur mbi tri themele, që janë: dashuria, frika dhe shpresa në Allahun. Dhe kjo vlen edhe për dhikrin. Këto janë tri shtyllat e zemrës mbi të cilat ndërtohen adhurimet. Prandaj, çdo adhurim me të cilin e adhurojmë Allahun, duhet ta bëjmë për shkak të dashurisë ndaj Tij, me shpresën në shpërblimin e Tij dhe me frikën nga dënimi prej Tij. Këto të tria janë të përfshira në suren Fatiha (si dhe në ajete të tjera): **"Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve"-** dashuria (hamd d.m.th. lavdërim ndaj dikujt ngase e do atë, hamdi i bëhet vetëm

Allahut), **"të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit"-** shpresa, **"Sunduesit të Ditës së Gjykimit" –** frika, **" Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë"-** kjo me dashuri, shpresë dhe frikë.

Njeriu ka për obligim që kur të veprojë adhurime në përgjithësi dhe dhikrin në veçanti, të bashkojë mes këtyre tri shtyllave: dashurisë, frikës dhe shpresës. Ibn Tejmije thotë: *"Këto janë ato tri gjërat që i lëvizin zemrat."* Dhe nuk lejohet të adhurohet Allahu vetëm me njërën prej tyre e të braktisë apo shmangë të tjerat. Disa nga selefi kanë thënë: *"Kush thotë "Unë e adhuroj Allahun vetëm pse e dua Atë" (vetëm me dashuri), ky është zindik (mynafik). Kush e adhuron Allahun vetëm me frikë, ky është havarixh. Kush adhuron Allahun vetëm me shpresë, ky është murxhi* (e kundërta e havarixhëve). *Kurse, kush e adhuron Allahun me dashuri, me shpresë dhe me frikë, ky është besimtari i vërtetë dhe që e njëson Allahun me adhurim ashtu siç duhet."*

## Dashuria ndaj Allahut

Prej këtyre tri shtyllave të zemrës: dashurisë, frikës dhe shpresës, më madhështorja është dashuria, ngase dashuria ndaj Allahut është baza e fesë Islame, është boshti rreth të cilit vërtitet ajo. Dashuria ndaj Allahut ka pozitë të lartë në fenë Islame. Ajo është furnizimi i zemrave, ushqimi i shpirtrave, kënaqësia e syve dhe shpirti i besimit dhe veprës. Kush nuk e fiton atë në këtë jetë, do të jetojë në

mjerim e dhimbje. Ibn Kajjim rahimehullah përmend disa nga shkaqet më kryesore për arritjen e dashurisë së Allahut, që janë:

- Leximi i Kuranit me meditim,
- Shtimi i veprave vullnetare, pas kryerjes së obligimeve (farzeve),
- Përmendja e Allahut, me zemër, gjuhë dhe punë,
- Dhënia përparësi gjërave që i do Allahu ndaj atyre që i do shpirti,
- Të kuptuarit e gjurmëve të Emrave dhe Cilësive të Allahut në univers,
- Përkujtimi i mirësive që t'i ka dhënë Allahu,
- Përulja/nënshtrimi para Allahut,
- Vetmia me Allahun në fundin e natës (me lexim të Kuranit, pastaj duke i mbyllur veprat e mira me pendim e istigfar),
- Shoqërimi me ata që e duan Allahun vërtetë,
- Largimi nga të gjitha shkaqet që janë pengesë mes njeriut dhe Allahut.

## Si adhurohet Allahu me frikë dhe shpresë?

Nëse kthehemi dhe shikojmë mëkatet që kemi bërë dhe Drejtësinë dhe Dënimin e Allahut, patjetër se do të kemi frikë prej Tij. Në anën tjetër, kur shohim në Mirësinë e përgjithshme të Allahut, që ka përfshirë të gjitha krijesat, si dhe kur vrojtojmë te Falja e Tij që është gjithëpërfshirëse, atëherë do ta shtojmë shpresën tek Ai.

Kur Ai na jep sukses për një adhurim, atëherë ne shpresojmë se Allahu do ta plotësojë këtë dhunti edhe me pranimin e tij; krahas kësaj duhet pasur edhe frikë nga mospranimi prej Tij, shkaku i mangësisë nga ana jonë ndaj atij adhurimi.

Kur ne veprojmë ndonjë mëkat, atëherë pas pendesës për të, duhet shtuar shpresa për pranimin e pendimit dhe për fshirjen e tij; krahas kësaj, duhet shtuar frikën për mospranimin e pendimit apo dënimin për atë mëkat, shkaku i pendimit të dobët, jo të sinqertë dhe të mos shkëputjes së tërësishme nga ai mëkat. Kur Allahu na jep furnizim, të mira, shëndet të mirë, duhet të shpresojmë që Ai t'i vazhdojë dhe shtojë këto, me kusht duke qenë mirënjohës ndaj Tij; krahas kësaj, duhet pasur frikë nga mangësia në mirënjohjen ndaj Tij, e si shkak të na marrë ato. Kur na godet diçka e papëlqyeshme, fatkeqësi e sprovë, duhet shpresuar në të larguarit e tyre dhe duhet pritur zgjidhjen dhe lehtësimin nga Ai, si dhe duhet llogaritur në shpërblimin prej Tij; krahas kësaj, duhet pasur frikë nga mosdurimi i duhur.

**Duhet pasur kujdes nga dy gjëra:**

-Nuk duhet të shtohet frika aq sa njeriu (shkaku i kësaj) ta humbasë shpresën në Mëshirën e Allahut dhe nuk duhet të shtohet shpresa as aq njeriu (shkaku i kësaj) të ndjejë siguri prej dënimit të Allahut. Kur njeriu arrin në njërën nga këto dy gjendje, atëherë ai është larguar nga ajo që e ka për obligim ndaj Allahut (bashkimi mes frikës e

shpresës). Frika dhe shpresa janë prej obligimeve më të mëdha në fenë tonë.

## Frika dhe shpresa e lavdëruar

Frika e lavdëruar është ajo që të pengon prej ndalesave. Nëse e kalon këtë kufij, duke të të çuar te humbja e mëshirës dhe ndihmës prej Allahut, këtë nuk e dëshiron Allahu nga ti. Shpresa e lavdëruar është ajo që vjen së bashku me veprat e mira. Kur ti kryen vepra të shumta, duhet të shpresosh tek Allahu. Kurse, kur lëshohesh në mëkate dhe në shkelje të ndalesave (pa e çarë kokën), ndërkohë thua: "Unë shpresoj në Mëshirën e Allahut pa vepruar", kjo është shpresë e kotë dhe mashtrim prej shejtanit. Disa nga selefi kanë thënë: *"Frika dhe shpresa janë sikurse dy krahët e shpendit. Kur të dytë i ka në rregull, fluturon. Kur njërin nuk e ka në rregull, edhe fluturimi nuk është në rregull (është me defekt). E nëse nuk e ka asnjërin (apo nuk i ka në rregull), ai është afër vdekjes."*

## Dhikri i Allahut përmes Emrave dhe Cilësive të Tij

***(të ardhura në Kuran e Sunet)***

Dy kategoritë e dhikrit:

1. *Përmendja e Allahut përmes Emrave dhe Cilësive të Allahut.* Kjo ka dy lloje:

- Lavdërimi përmes Emrave dhe Cilësive të Tij nga vetë përkujtuesi.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“Fjalët më të dashura tek Allahu janë katër: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber.”*** Po ashtu thotë: ***“Kush thotë: “SubhanAllahi ue bihamdihi” brenda ditës 100 herë, i fshihen mëkatet edhe nëse janë sa shkuma e detit.”*** Dhe thotë: ***“Janë dy fjalë të lehta për gjuhën, porse peshojnë rëndë në Peshore Ditën e Gjykimit dhe janë të dashura për të Gjithëmëshirshmin: SubhanAllahi ue bihamdihi dhe SubhanAllahil adhim.”***

Më gjithëpërfshirësja nga ky lloj i dhikrit që përmbledh më së miri lavdërimin dhe madhërimin e Allahut, është thënia *‘‘SubhanAllahi ue bihdamdihi, adede khalkihi, ue rida nefsihi, ue zinete arshihi, ue midade kelimetihi*[12] ***(I pastër dhe i lavdëruar është Allahu aq sa është numri i krijesave të Tij, aq sa është i kënaqur Vetë Ai, aq sa peshon rëndë Arshi i Tij dhe aq sa është ngjyra e pashterur që shkruan Fjalët e Tij!”*** Kjo është më mirë sesa vetëm thënia subhanAllah.

Po ashtu, të thuhet *‘‘Elhamdulil*-*lahi adede mee khalek, uelhamdulil*-*lahi mil’e mee khalek, uelhamdulil*-*lahi adede mee fis*-*semeeweeti wel erdi, uelhamdulil*-*lahi mil’e me fis semeeweeti wel erdi*[13] ***(Falënderimi i takon Allahut aq sa është numri i krijesave të Tij, aq sa mbushet***

---

[12] سبحان الله وبحمده عدد خلقه ورضا نفسه وزنة عرشه ومداد كلماته

[13] الْحَمْدُ لِلَّهِ عَدَدَ مَا خَلَقَ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ مِلْءَ مَا خَلَقَ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ عَدَدَ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ، وَالْحَمْدُ لِلَّهِ مِلْءَ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ

***hapësira e krijesave të Tij (hapësira e universit), aq sa është numri i atyre që janë në qiej dhe tokë dhe aq sa mbushet hapësira në qiell e tokë!"*** Kjo është më mirë sesa vetëm thënia elhamdulilah.

- Përmendja e dispozitave, ligjeve dhe rezultateve që sjellin Emrat dhe Cilësitë e Allahut.

Shembull: të thuhet "Allahu i dëgjon të gjithë zërat e krijesave të Tij", apo "Allahu sheh të gjitha krijesat e Tij, Atij nuk i fshehet asgjë", apo "Allahu është më i Mëshirshëm për robërit sesa vetë prindërit e tyre", apo "Allahu është i Fuqishëm për çdogjë", apo t'u tregohet të tjerëve se Allahu më shumë gëzohet për pendimin e njeriut sesa vetë ai që gëzohet kur e gjen kafshën e tij pasi i ka humbur së bashku me ushqimin e tij etj.

2. *Përmendja e Allahut përmes përmendjes së urdhrave, ndalesave dhe dispozitave të Tij.* Edhe kjo kategori ka dy lloje:

- Përmendja e Allahut duke thënë: "Allahu e ka urdhëruar këtë gjë", apo "Ai e ka ndaluar atë gjë", apo "Ai e do këtë vepër", apo "Ai nuk e do këtë vepër", apo "Ai është i kënaqur me këtë gjë" etj. Ndejat ku mësohet dija, ku sqarohet hallalli nga harami, ku shpjegohen dispozitat e fesë, janë ndeja të dhikrit. Dijetari Ata el Khurasani thotë: *"Mexhliset e vërteta të dhikrit janë ato mexhlise ku mësohet hallalli dhe*

*harami, dispozitat e shitblerjes, namazit, agjërimit, martesës, divorcit, haxhit dhe të tjera.”*

- Përmendja e Allahut atëherë kur përmenden urdhrat e Tij. Si kështu? Kur përmenden urdhrat e Allahut, menjëherë të shpejtohet në zbatimin e tyre, dhe kur përmenden ndalesat e Allahut, menjëherë të shpejtohet në largimin prej saj. Ibn Kajjim thotë: *“Ai i cili arrin të bashkojë mes këtyre kategorive dhe llojeve të dhikrit, ai e ka përmendur Allahun në mënyrën më të mirë.”*[14]

## Vlera e tesbihut, tahmidit, tehlilit dhe tekbirit

Prej fjalëve më të mira dhe dhikrit më të vlefshëm, pas leximit të Kuranit, janë katër fjalë: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber. Ato kanë pozitë shumë të lartë në fenë Islame dhe janë prej fjalëve që të afrojnë tek Allahu.

## Vlerat e këtyre katër fjalëve

- **Janë fjalët më të dashura tek Allahu**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Fjalët më të dashura tek Allahu janë katër: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber.”*** Muslimi. (Nuk është kusht përmbajtja e kësaj renditjeje).

[14] Libri “Shiu i rrëmbyer”, Ibn Kajjim rahimehullah.

- **Janë më të dashura se e gjithë bota dhe çdo gjë që është në të**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Të them "subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber", është më e dashur tek unë sesa çdo gjë mbi të cilën bie dielli."*** Muslimi.

- **Shpërblime të shumta**

Ummu Hani bint ebi Talib radijAllahu anha e ka pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: *"Unë jam moshuar dhe dobësuar. Më trego për një punë të mirë që e bëj duke qenë ulur!"* Ai i tha: ***"Bëj tesbih (thuaj subhanAllah) 100 herë, ngase kjo është e barabartë sikur lirimi i 100 skllevërve prej bijve të Ismailit.[15] Bëj tahmid (thuaj Elhamdulilah) 100 herë, ngase kjo është e barabartë sikur përgatitja e 100 kuajve për luftë në rrugën e Allahut. Bëj tekbir (thuaj Allahu ekber) 100 herë, ngase kjo është e barabartë si përgatitja e 100 deveve për t'i bërë kurban për Allahun dhe që janë të pranuar tek Ai. Bëj tehlil (thuaj la ilahe ilAllah) 100 herë, ngase kjo e mbush hapësirën mes qiellit dhe tokës (universin). Dhe atë ditë askush nuk ka vepruar punë më të mirë e më të ngritur tek Allahu sesa kjo, përveç nëse dikush ka vepruar ngjashëm."*** Imam Ahmedi dhe Bejhekiu.

- **Fshijnë mëkatet**

[15] Bijtë e Ismailit (arabët) janë ata që e kanë prejardhjen më të ndershme.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Nuk ka njeri në tokë i cili thotë “La ilahe ilAllah, Allahu ekber, elhamdulilah, subhanAllah, la hawle we la kuw-wete il-la bil-lah”, veçse do t’i fshihen të gjitha mëkatet,[16] edhe nëse janë sa shkuma e detit.”*** Tirmidhiu.

- **Mbjellin pemët e xhenetit**

I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Natën e Israsë dhe Miraxhit (kur është ngritur në qiell) e takova Ibrahimin. Më tha: “O Muhamed, përcillja selamin prej meje ummetit tënd dhe tregoju se xheneti e ka dheun e mirë*** (me aromë të mirë)***, uji i tij është i ëmbël, toka e tij është e rrafshët*** (pak e shtypur e cila e mban ujin) ***dhe pemët e tij mbillen me dhikër, kur njeriu thotë: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber.”*** Tirmidhiu.

- **Përmendësi i tyre ka vlerë tek Allahu**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Nuk ka njeri më me vlerë tek Allahu se një besimtar i cili jeton gjatë në Islam dhe e shton tekbirin, tesbihun, tehlilin dhe tahmidin.”*** Imam Ahmedi dhe Nesaiu.

- **Allahu i ka përzgjedhur në mesin e të gjitha fjalëve të tjera**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “***Allahu, në mesin e të gjitha fjalëve, i ka përzgjedhur katër fjalë*** (si më të mirat): ***subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe***

[16] Për qëllim janë mëkatet e vogla. Mëkatet e mëdha fshihen veç përmes pendimit të sinqertë.

***ilAllah dhe Allahu ekber. Atij që thotë 20 herë subhanAllah, i shkruhen 20 të mira dhe i fshihen 20 të këqija. Kush thotë 20 herë Allahu ekber, shpërblehet ngjashëm. Kush thotë 20 herë la ilahe ilAllah, shpërblehet ngjashëm. Ndërsa, kush thotë 30 herë elhamdulilah nga vetja e tij, i shkruhen 30 të mira dhe i fshihen 30 të këqija.*** " Ahmedi dhe Hakimi. Këtu tregohet se shpërblimi për bërjen e hamdit nga vetja, është më i madh sesa i tri fjalëve të tjera, sepse zakonisht njeriu e falënderon Allahun pas një shkaku (kur pi, han, kur i vjen një mirësi etj.). E kur e bën këtë pa e lidhur me ndonjë mirësi/dhunti, por e bën nga vetvetja e tij, atëherë shpërblimi është më i madh.

- **Bëhen mburojë për njeriun prej zjarrit të xhehenemit**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Pajisuni me mburojën tuaj prej zjarrit. Thoni "subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber", ngase këto katër fjalë do të vijnë në Ditën e Kiametit si shpëtuese për ju prej zjarrit dhe ju shtyjnë para në shkallët e xhenetit. Ato janë vepra të mira që mbesin përherë.***" Hakimi dhe Nesaiu. Shpërblimi i tyre mbetet përherë, i vazhdueshëm në botën tjetër.

- **Sillen rreth arshit të Allahut dhe e përmendin emrin e përmendësit të tyre**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Vërtetë, prej fjalëve me të cilat e madhëroni Allahun janë: tesbihu, tekbiri, tehlili dhe tahmidi. Kur i thua, ato shkojnë dhe rrotullohen rreth Arshit të Allahut, kanë***

***zukatje sikur zukatja e bletëve dhe e përmendin emrin e atij që i ka përmendur ato (fjalë). A nuk do dikush nga ju ta ketë dikë i cili vazhdimisht e përmend emrin e tij tek Allahu?***" Imam Ahmedi dhe ibn Maxheh.

- **Peshojnë rëndë në Peshore Ditën e Gjykimit**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Bekhin, bekhin***!" Dhe ka ngritur pesë gishtat e dorës. Kjo është një fjalë që e thonë arabët kur u pëlqen një gjë dhe duan të tregojnë rëndësinë/vlerën e saj. " Thotë: *"Sa të rënda janë këto gjëra në Peshore"*, pastaj i ka numëruar: *"SubhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah, Allahu ekber dhe durimi e shpresa në shpërblimin e Allahut që ka besimtari kur i vdes një fëmijë i mirë i tij."* Imam Ahmedi dhe Nesaiu etj.

- **Llogaritet lëmoshë sa herë e thua njërën prej tyre**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Për çdo tesbih që bëni, ju llogaritet tek Allahu (sikur dhënia) lëmoshë. Për çdo tekbir që bëni, ju llogaritet tek Allahu lëmoshë. Për çdo tahmid që bëni, ju llogaritet tek Allahu lëmoshë. Për çdo tehlil që bëni, ju llogaritet tek Allahu lëmoshë. Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, është lëmoshë. Bërja e marrëdhënieve intime me bashkëshorten, edhe kjo është lëmoshë."*** Muslimi.

- **Janë zëvendësim për atë që nuk di të lexojë Kuran, ose nuk di përmendësh (nuk mund ta mësojë suren Fatiha për të falë namazin)**

Ka ardhur një person te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem dhe i ka thënë: *“Unë nuk po mundem të mësoj asgjë nga Kurani përmendësh. Më trego çfarë e zë vendin e Kuranit në namaz (që pranohet si lexim i Kuranit në namaz)!”* I ka thënë: ***“Thuaj: “SubhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah, Allahu ekber, la hawle we la kuwwete il-la bil-lahil Alijjil Adhim.”*** Ai i ka thënë: “*O i Dërguar i Allahut! Këto fjalë janë për Allahun, po çfarë të them për vetveten (për t’u lutur)?”* I Dërguari salAllahu alejhi ue selem i thotë: “***Thuaj: O Allah, më mëshiro, më furnizo, më jep shëndet dhe më udhëzo!”*** Transmetuesi tregon se ky person i ka numëruar këto fjalë me dorën e tij (pesë për Allahun dhe të tjerat për veten). Kur i Dërguari e pa këtë, pasi iku ky person, tha: ***“Ky e ka mbushur dorën e tij me mirësi të shumta.”*** Ebu Daudi, Nesaiu etj.

Dijetarët kanë përmendur se cili është sekreti pse këto fjalë kanë arritur këtë vlerë kaq të madhe. Kanë thënë: Të gjithë Emrat dhe Cilësitë e Allahut, përfshihen dhe renditen në këto katër fjalë, shembull:
-kur themi subhanAllah, kjo është lartësim i Allahut, madhërim, pastrim nga çdo e metë dhe mangësi, andaj këtu përfshihen të gjithë ata Emra dhe Cilësi të Allahut që tregojnë për lartësim, madhërim dhe pastrim ndaj Tij, si Emrat: el Kudus, Es Selam etj.

-kur themi elhamdulilah, kjo është pohim i të gjitha llojeve të përsosurisë së Allahut, andaj këtu përfshihen të

gjithë ata Emra dhe Cilësi të Allahut që tregojnë përsosuri ndaj Tij.

-kur themi Allahu ekber, kjo është madhërim dhe madhështi ndaj Allahut, Ai është më i Madhi/Madhështori. Askush nuk ka mundësi të thurë lëvdata për Allahun ashtu siç i takon Madhështisë së Allahut, ngase Ai është edhe më Madhështor sesa madhërimi që i bëhet.

-Andaj, Një i Adhuruar i tillë, i Cili është vetëm Allahu, i Përsosur, që meriton të gjitha lëvdatat, Madhështori, i pastër dhe i lartësuar prej çdo të mete dhe mangësie, e meriton të jetë La ilahe ilAllah, e meriton të jetë Ai përveç të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër që meriton të adhurohet.

## Tehlili - Thënia La ilahe il-lAll-llah لاَ إِلهَ إِلا الله

Për shkak të fjalës "La ilahe ilAllah" janë krijuar të gjitha krijesat, janë dërguar Pejgamberët dhe janë zbritur Librat hyjnor prej Allahut. Ajo është fjala e devotshmërisë, shtylla më e madhe e fesë dhe dega më e rëndësishme e besimit. Ajo është rruga përmes të cilës njeriu e fiton xhenetin dhe shpëton prej zjarrit. Është fjala e dëshmisë, çelësi i derës së lumturisë dhe baza e koka e fesë. Vlerat e kësaj fjale dhe pozita e saj në fe është shumë më e lartë sesa që mund ta përshkruajë dikush. Allahu thotë: **"Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe**

**njerëzit e dijes, se nuk ka të adhuruar tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. Nuk ka të adhuruar meritor përveç Tij, të Plotfuqishmit, të Urtit.”** Ali Imran 18. Krijesat më të ndershme, engjëjt, dëshmojnë bashkë me Krijuesin për këtë fjalë.

## Vlerat madhore të fjalës La ilahe ilAllah (në ajetet kuranore)

### Është baza e mesazhit të çdo të Dërguari të dërguar

Thotë Allahu: **“Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: “S’ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!”** Enbija 25. Thotë: **“Çdo populli Ne i çuam një të dërguar (që u thoshte): “Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt!”** Nahl 36. Në suren Nahl Allahu numëron mirësitë e shumta që ua ka dhënë njerëzve. Dijetarët e quajnë “Surja e nimeteve”. Mirësia e parë që e përmend në të është Shpallja, dhe e para prej saj fjala La ilahe ilAllah. Thotë: **“Me vullnetin e Tij, Ai ia dërgon engjëjt (Xhibrilin) me Shpallje kujt të dojë prej robërve të Tij (duke u thënë): “Paralajmëroni se s’ka të adhuruar tjetër meritor përveç Meje, prandaj të më kini frikë Mua!”** Ajeti 2.

## Ajo është fjala e mirë, e bukur

Thotë Allahu: **“Vallë, a nuk e sheh se si Allahu e përqas fjalën e mirë me pemën e mirë, e cila rrënjën e ka të fortë në tokë, kurse degët nga qielli? Me lejen e Zotit të saj (pema) jep fruta në çdo kohë. Allahu u tregon shembuj njerëzve, që t’ua vënë veshin.”** Ibrahim 24-25.

## Ajo është fjala e qëndrueshme

Thotë Allahu: **“Allahu i forcon besimtarët me fjalë të qëndrueshme në këtë botë dhe në botën tjetër, kurse keqbërësit i shpie në humbje; Allahu bën ç’të dojë.”** Ibrahim 27.

## Ajo është premtimi/besa (ahd) që Allahu e pranon prej njerëzve Ditën e Gjykimit

Thotë Allahu: “...**askush nuk do të mund të ndërhyjë, përveç atij që ka marrë lejen dhe premtimin e të Gjithëmëshirshmit** (se Ai do t’ia japë ndërmjetësimin)**.”** Merjem 87. Ibn Abbasi radijAllahu anhu: *“El ahdu” është shehadeti La ilahe ilAllah, ai që e dëshmon atë dhe ai që distancohet nga çdo ndryshim dhe forcë përveç ndryshimit dhe forcës së Allahut. Kjo është koka e çdo devotshmërie.”*

## Ajo është lidhja e fortë

Allahu e quan kështu sepse kush kapet pas kësaj lidhje do të shpëtojë, e kush nuk kapet pas saj do të shkatërrohet.

Thotë Allahu: **“Ai që mohon idhujt (dhe gjithçka që adhurohet në vend të Allahut) dhe beson në Allahun, ka siguruar lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet kurrë.”** Bekare 256. Dhe thotë: **“Kush i dorëzohet Allahut, me tërë qenien e tij, duke qenë punëmirë, ai është kapur për vegën më të fortë.”** Lukman 22.

## Ajo është fjala e përhershme

Thotë Allahu: **“(Kujto) kur Ibrahimi i tha të atit dhe popullit të tij: “Në të vërtetë, Unë i urrej dhe s’kam të bëj fare me ato që adhuroni ju në vend të Atij, që më ka krijuar dhe i Cili do të më udhëzojë në rrugën e drejtë”. Ai e bëri këtë fjalë të përhershme te pasardhësit e tij, me qëllim që ata të kthehen (vazhdimisht tek Allahu).”** Zukhruf 26-28.

## Ajo është fjala e devotshmërisë

Allahu ua ka dhënë këtë fjalë shokëve të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem, që të kapen pas saj e të mbështeten tek ajo. Ata ishin meritorë dhe të denjë të jenë pasues të kësaj fjale. Allahu thotë: **“Dhe, kur në zemrat e mohuesve u shfaq zelltaria pagane, Allahu zbriti qetësinë e Tij në zemrën e të Dërguarit të Tij dhe të besimtarëve e i bëri ata të mbështeten fort në fjalën e përkushtimit (ndaj Allahut). Ata kishin më të drejtë dhe qenë më të denjë për të.”** Feth 26. Ebu Ishak es Sebiji transmeton prej Amr ibn Mejmunit i cili ka thënë: *“Njerëzit nuk kanë shqiptuar fjalë më të mirë sesa fjala*

*La ilAllah.”* Atëherë Sad ibn Ijad i thotë: *“A e di cili është kuptimi i saj?”* I thotë: *“Pasha Allahun, ajo është fjala e devotshmërisë (që u përmend në këtë ajet). Është fjala të cilën Allahu ua ka dhënë shokëve të Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem dhe vërtetë ata kanë pasur më të drejtë për të dhe kanë qenë më të denjit për të.”*

## Ajo është fundi i vërtetësisë

Allahu thotë: **“Në ditën, kur Shpirti (Xhebraili) dhe engjëjt do të jenë të rreshtuar, nuk do të flasë askush, përveç atij që do t’i japë leje i Gjithëmëshirshmi e që do të thotë të vërtetën.”** Nebe 38. Ali ibn ebi Talha transmeton prej ibn Abbasit radijAllahu anhuma i cili kur e komenton këtë ajet thotë: *“Përveç atij të cilit Allahu i jep leje të flasë dhe të dëshmojë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, dhe kjo është skajshmëria (s’ka më tutje) e vërtetësisë, fundi i saktësisë.”* Po ashtu thotë Ikrime rahimehullah: *“E vërteta” që përmendet në këtë ajet është fjala La ilahe ilAllah.”*

## Ajo është lutja e vërtetë

Fjala La ilahe ilAllah është lutja që përmendet në suren Rad, ku thotë Allahu: **“Vetëm për Atë është lutja e vërtetë! Kurse idhujt, të cilëve jobesimtarët u luten në vend të Allahut, nuk u përgjigjen lutjeve të tyre aspak. Rasti i tyre është si rasti i atij që i zgjat duart tek uji, për t’i ardhur te goja, por ai kurrsesi nuk i vjen. Lutja e jobesimtarëve është e kotë.”** Rad 14.

## Ajo është lidhja e vërtetë rreth të cilës bashkohen ithtarët e fesë Islame

Për këtë fjalë shoqëria islame bëhen si një trup i vetëm dhe si një ndërtesë solide, ku pjesët e saj e mbajnë fortë njëra-tjetrën. Për këtë fjalë duan dhe urrejnë. Dijetari Emin esh Shenkiti, Allahu e mëshiroftë, në librin “Adwaul bejan”, që është tefsiri i Kuranit, thotë: *“Lidhja e vërtetë që i bashkon të ndarët e të përçarët, është lidhja e fjalës La ilahe ilAllah. A nuk e ke parë se kjo lidhje i bashkon të gjithë pjesëtarët e ummetit islam dhe i bën sikur të jenë një trup i vetëm, apo një ndërtesë e vetme solide, e cila nuk ka çarje/zbrazëtirë? Ajo është arsyeja që edhe engjëjt të cilët e bartin Arshin dhe që janë afër Arshit të tregojnë dhembshuri e dashuri për besimtarët prej bijve të Ademit, edhe pse mes tyre ka dallim të madh, ata janë në qiell, e këta në tokë.”* Pastaj lexon ajetet në suren Gafir: **“Ata (engjëj), që e mbajnë Fronin dhe ata që janë rreth tij, e madhërojnë Zotin e tyre me falënderim dhe i besojnë Atij. Ata lypin falje për**

**besimtarët, duke thënë: “O Zoti ynë, Ti përfshin çdo gjë me mëshirën dhe dijeninë Tënde, prandaj fali ata që janë penduar e që ndjekin rrugën Tënde dhe ruaji ata prej dënimit të Zjarrit flakërues! O Zoti ynë, shpjeri ata në kopshtet e Adnit, të cilat ua ke premtuar, së bashku me të devotshmit prej prindërve të tyre, bashkëshorteve të tyre dhe pasardhësve të tyre! Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti. Dhe shpëtoji ata nga e keqja! Atë që Ti e shpëton nga e keqja atë Ditë, Ti e ke mëshiruar; e ky, me të vërtetë, është shpëtimi i madh!”** Ajetet 7-9. Dhe thotë: “*Këtu Allahu na jep shenjë se lidhja e cila ka bërë të ketë lidhje mes bartësve të Arshit e engjëjve rreth Arshit dhe banorëve të qiellit, saqë dhe i ka shtyrë të luten për besimtarët që janë në tokë, me lutje të mirë dhe madhështore, është besimi në Allahun.”* Në fund thotë: *“Përmbledhtazi themi se nuk ka mospajtime mes myslimanëve se lidhja që duhet t’i lidhë banorët e tokës mes tyre (të kenë një gjë rreth të cilës duhet të lidhen) dhe banorët e qiellit me banorët e tokës, është fjala La ilahe ilAllah. Prandaj, nuk lejohet assesi që njerëzit të thirren te ndonjë gjë tjetër përveçse te kjo fjalë.”*

## Është vepra më e mirë, më e vlefshme

Prej punëve të mira që kryen besimtari, më e mira është fjala La ilahe ilAllah. Thotë Allahu: **“Ata që kanë bërë vepra të mira, do të kenë shpërblim më të mirë dhe do të jenë të çliruar nga tmerri i asaj Dite.”** Neml 89.

Abdullah ibn Mesudi, Ibn Abbasi dhe Ebu Hurejra, radijAllahu anhuma, për veprën e mirë që u përmend në këtë ajet, kanë thënë se është fjala La ilahe ilAllah. Po ashtu, Ikrime rahimehullah komenton: *“Ai që vjen me vepër të mirë në atë Ditë (pra që vjen me fjalën La ilahe ilAllah), do të ketë shpërblim më të mirë për këtë fjalë ngase nuk ka fjalë dhe gjë më të mirë sesa ajo.”* Transmetohet se Ebu Dheri radijAllahu anhu i ka thënë Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem: *“O i Dërguar i Allahut! Më mëso një vepër që më afron më shumë afër xhenetit e më largon nga zjarri i xhehenemit!”* Ai i ka thënë: ***“Sa herë që vepron një mëkat, menjëherë bëje një vepër të mirë, sepse vepra e mirë shpërblehet dhjetë fish.”*** I ka thënë: “*Prej veprave më të mira, a është fjala La ilahe ilAllah?”* Atëherë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë: ***“Po, madje ajo është më e mira.”*** Musned.

## Vlerat madhore të fjalës La ilahe ilAllah

(në hadithet profetike)

### Ajo është vepra më e vlefshme, me shpërblim që shumëfishohet

Më së shumti, tek Allahu shumëfishohet shpërblimi i fjalës La ilahe ilAllah dhe është i barabartë me lirimin e robërve. Nëse njeriu e thotë gjatë ditës, krijon mburojë mes tij e shejtanit. Transmetohet nga Buhariu dhe Muslimi se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë:

***“Ai që thotë: “La ilahe ilAllahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku, we lehul hamdu, we huwe ale kul-li shejin kadir (Nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Allahut, të Vetëm, i Cili nuk ka ortak, të Cilit i takon pushteti dhe lavdia, dhe Ai është i Plotëfuqishëm për çdo gjë)”, gjatë ditës 100 herë, shpërblimi i parë që merr është sikur lirimi i 10 robërve, i shkruhen 100 shpërblime/të mira, i fshihen 100 të këqija/mëkate, dhe atë ditë ai do të jetë i mbrojtur prej shejtanit deri në mbrëmje. Askush nuk ka vepruar vepër më të mirë sesa ky, përveç atij që ka vepruar njëjtë apo atij që ka shtuar më shumë se ai.”*** Po ashtu transmetohet: ***“Ai që thotë dhjetë herë*** (këtë dhikër), ***arrin shpërblimin sikur lirimi i katër robërve të bijve të Ismailit.”*** Buhariu dhe Muslimi.

## Ajo është fjala më e mirë e thënë nga të Dërguarit e Allahut

Transmetohet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Gjëja më e mirë që e kam thënë unë dhe Pejgamberët para meje, në mbrëmjen e Arafatit, është “La ilahe ilAllahu wahdehu la sherike leh, lehul mulku, we lehul hamdu, we huwe ale kul-li shejin kadir.”***

## Ajo peshon rëndë në Peshore Ditën e Gjykimit

Siç qëndron në një hadith në Musned, ku tregohet se në Ditën e Kiametit do të thirret emri i një njeriu, me zë të lartë, në mesin e të gjithë njerëzve, të cilit do t’i shfaqin 99 libra/regjistra me mëkate. Secili prej tyre është i madh

sa sheh syri i njeriut. Allahu e pyet: **“A e mohon ndonjërin prej këtyre mëkateve të regjistruara në këta regjistra?”** Ai thotë: *“Jo, asnjërin nuk e mohoj.”* Atëherë Allahu thotë: **“A ke justifikim për to, a ke vepra të mira që i mbulojnë/fshijnë ato?”** Ai frikësohet shumë nga kjo që i thotë Allahu. Ai thotë: *“Jo, o Zoti im.”* Allahu thotë: **“Gjithsesi, te Ne ke një vepër të mirë që e ke bërë, dhe sot nuk do të të bëhet padrejtësi.”** I afrohet një letër e vogël, në të cilën shkruhet se ai ka thënë “Eshhedu en la ilahe ilAllah, we eshhedu ene Muhameden abduhu we rasuluhu”. Ai çuditet e thotë: *“O Zoti im! Çfarë mund të bëjë ajo letër e vogël karshi të gjithë këtyre regjistrave me këto mëkate kaq të shumta që i kam bërë?!”* Allahu i thotë: “**Ty kurrsesi sot nuk të bëhet padrejtësi.”** Atëherë të gjithë regjistrat vendosen në njërën anë të peshores, kurse letra e vogël në anën tjetër, dhe jo vetëm që ajo peshon më rëndë, porse ato regjistra fluturojnë në anën tjetër, aq shumë që do të rëndojë ajo fjalë. Pa dyshim, këtë hadith ne duhet ta kuptojmë drejtë, kur ky person e ka thënë këtë fjalë, e ka thënë me besim dhe bindje të plotë në zemër. Njerëzit dallojnë sa i përket veprave varësisht besimit që kanë në zemra; veprat e tyre rëndojnë varësisht nga kjo në Ditën e Gjykimit. Ka shumë njerëz që thonë La ilahe ilAllah, mirëpo nuk kanë shumë shpërblim e dobi nga ajo për shkak të besimit të dobët që kanë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Do të dalë prej zjarrit ai i cili ka thënë La ilahe ilAllah, kurse në zemrën e tij ka pasur besim sa peshon një kokërr e elbit. Do të dalë prej zjarrit***

***ai i cili ka thënë La ilahe ilAllah, kurse në zemrën e tij ka pasur besim sa peshon një kokërr e grurit. Do të dalë prej zjarrit të xhehenemit ai i cili ka thënë La ilahe ilAllah, kurse në zemrën e tij ka pasur besim aq sa peshon një kokërr i misrit.”*** Buhariu dhe Muslimi. Ky hadith na tregon se ata që thonë La ilahe ilAllah janë të shumtë, mirëpo pesha e thënies së saj dallon në varësi të besimit që kanë në zemra.

## Ajo peshon më rëndë sesa qiejt e toka

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: **“*Nuhi alejhi ue selem i ka thënë djalit të tij kur ky ishte në çastet e vdekjes: “Unë po të urdhëroj (të porosis) që gjithmonë të thuash La ilahe ilAllah, ngase sikur të vendoseshin shtatë qiejt e shtatë toka në një anë të peshores, kurse fjala La ilahe ilAllah në anën tjetër, ajo do të peshonte më rëndë. Sikur i gjithë ky univers të ishte si një rreth i mbyllur, ajo do ta çante në dy pjesë.”*** Transmetohet në Musned.

## Ajo e djegë çdo pengesë dhe arrin tek Allahu

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Sa herë që një njeri thotë La ilahe ilAllah sinqerisht prej zemrës së tij*** (me zemër të pastër), ***do t’i hapen dyert e qiellit derisa ajo të përfundojë tek Arshi, tek Allahu, nëse*** (njeriu) ***u largohet mëkateve të mëdha.”*** Tirmidhiu.

## Shpëton ai që e thotë atë

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka dëgjuar një myezin të thotë: "Eshhedu en la ilahe ilAllah", dhe ka thënë për të: ***"Ky shpëtoi prej zjarrit të xhehenemit."*** Muslimi. Po ashtu, në një tjetër hadith ka thënë: "***Allahu e ka ndaluar zjarrin e xhehenemit për atë që thotë "La ilahe ilAllah" duke pasur për qëllim Fytyrën e Allahut*** (e thotë sinqerisht)." Buhariu dhe Muslimi.

## Ajo është dega më e vlefshme e besimit

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Besimi ka shtatëdhjetë e ca degë. Më e larta është fjala La ilahe ilAllah. Kurse, më e ulëta është largimi i pengesës nga rruga."*** Buhariu dhe Muslimi.

## Ajo është dhikri më i mirë

Nuk ka dhikër më të mirë me të cilin njeriu e përmend Allahun sesa fjala La ilahe ilAllah. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Dhikri më i mirë është fjala La ilahe ilAllah, ndërsa lutja më e mirë është thënia Elhamdulilah."*** Tirmidhiu.

## Ai që e thotë me sinqeritet e meriton ndërmjetësimin e Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem

Ebu Hurejra radijAllahu anhu e ka pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: *"O i Dërguar i Allahu! Kush*

*është ai që e meriton më së shumti ndërmjetësimin tënd në Ditën e Gjykimit?"* Ai i ka thënë: "***Ai që më së shumti e meriton ndërmjetësimin tim në Ditën e Gjykimit, është ai i cili thotë La ilahe ilAllah sinqerisht (pastër) prej zemrës së tij."*** Në këtë hadith kemi argument se fjala La ilahe ilAllah nuk pranohet kur ajo thuhet thjesht me gjuhë, duke mos e besuar me zemër ose kur nuk thuhet me sinqeritet, andaj ky hadith na mëson se të jetë e pranuar fjala La ilahe ilAllah tek Allahu, duhet patjetër të përmbushë kushtet e saj. Atij që e thotë atë sipas kushteve ose kufizimeve që përmenden në Kuran e sunet, atëherë i pranohet dhe arrin këto shpërblime e mirësi në të dy botët, të cilat janë përmendur deri tash.

## Kushtet e fjalës La ilahe ilAllah

Që fjala La ilahe ilAllah të jetë e pranuar tek Allahu, duhet të përmbushen kushtet e përmendura në Kuran e sunet. Të gjitha adhurimet të jenë të pranuara duhet t'i përmbushin kushtet e tyre. Qëllimi nuk është që vetëm të lexohen dhe të mësohen përmendësh ato dhe argumentet. Ka shumë prej njerëzve që janë të thjeshtë, nuk kanë dije, mirëpo tek të cilët janë grumbulluar këto kushte dhe ata u përmbahen atyre, e kur i thua t'i numërojnë, ata nuk dinë t'i numërojnë. Në anën tjetër, ka nga njerëzit që i dinë ato, i lexojnë argumentet e tyre dhe janë në gjendje t'i numërojnë me rend pa pengesë, mirëpo ata veprojnë gjëra të shumta që e asgjësojnë apo e kundërshtojnë fjalën La ilahe ilAllah. Ajo që kërkohet nga ne është që së bashku

me dijen e mësimin (përmendësh) të tyre, duhet edhe të punojmë me të, duke mos ndarë mes këtyre dy gjërave. Në këtë mënyrë njeriu bëhet prej ithtarëve të fjalës La ilahe ilAllah, të fjalës së teuhidit. E Ai që ndihmon dhe jep sukses në këtë, patjetër se është vetëm Allahu. Dijetarët kanë arritur në përfundim se fjala La ilahe ilAllah ka shtatë kushte:

### 1. Dija, që kundërshton mosdijen

Nënkupton që njeriu të dijë se cili është kuptimi dhe domethënia e saj. Ai i cili e thotë atë patjetër duhet të dijë se ajo i mohon të gjitha llojet e adhurimeve që i kushtohen dikujt tjetër përveç Allahut dhe pohon se adhurimet i takojnë vetëm Allahut. Allahu thotë: **“Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë.”** Fatiha 5. Argumenti (i këtij kushti) është ajeti kuranor: **“Dije se nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Allahut!”** Muhamed 19. Dhe thotë: “**përveç atyre që dëshmuan për të Vërtetën dhe e dinë mirë.”** Zukhruf 86. Dijetarët e tefsirit në komentimin e Fjalës: **“Përveç atyre që dëshmuan për të vërtetën”,** kanë thënë se qëllimi është me fjalën La ilahe ilAllah; **“dhe ata e dinë mirë”** e dinë mirë kuptimin e domethënien e saj, me zemër dhe me gjuhë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Kush vdes duke e ditur se nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Allahut, do të hyjë në xhenet.”*** Muslimi. Ai salAllahu alejhi ue selem hyrjen në xhenet me këtë fjalë e ka kushtëzuar me dijen.

### 2. Bindja, që kundërshton dyshimin dhe mëdyshjen

**Nënkupton që ai i cili e thotë fjalën La ilahe ilAllah, ta thotë me bindje të plotë, të paluhatshme, në të cilën nuk ka dyshim e mëdyshje. Bindja është përkryerja e dijes rreth fjalës La ilahe ilAllah (arritja e dijes së plotë rreth saj pa pasur asnjë dyshim). Thotë Allahu: "Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk dyshojnë..." Huxhurat 15. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:** ***"Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se unë jam i dërguar i Tij. Çdo njeri i cili e takon Allahun me këto dy dëshmi duke mos pasur asnjë dyshim rreth tyre, do të hyjë në xhenet."*** **Muslimi. Këtu vërejmë se ai po e kushtëzon hyrjen në xhenet me bindjen. Po ashtu transmetohet nga Muslimi se ai salAllahu alejhi ue selem i ka thënë Ebu Hurejrës radijAllahu anhu: "*Këdo që e takon pas këtij muri, i cili thotë La ilahe ilAllah me zemër të bindur, përgëzoje me xhenet."***

### 3. Sinqeriteti, që kundërshton shirkun dhe syefaqësinë

Nënkupton që njeriu të jetë i sinqertë në fjalën La ilahe ilAllah, duke e kundërshtuar shirkun dhe syefaqësinë, dhe kjo arrihet kur ai i dëlirë veprat e tij prej njollave të tyre, të brendshme, të jashtme, të qarta, të fshehta. Kjo arrihet kur ai nijetin e tij e ka të pastër, të sinqertë, për Allahun, në të gjitha adhurimet. Allahu thotë: **"Vetëm Allahut i**

**takon adhurimi i vërtetë (**i pastër).” Zumer 3. Kur adhurimi është i përzier me ndonjë njollë të shirkut ose syefaqësisë, nuk pranohet tek Allahu. Po ashtu thotë Allahu: **“...ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë...”** Bejjine 5. Transmetohet në sahih prej Ebu Hurejres radijAllahu anhu se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Njeriu më i lumtur i cili do ta meritojë ndërmjetësimin tim në Ditën e Gjykimit, do të jetë ai që thotë La ilahe ilAllah sinqerisht prej zemrës së tij.”*** Këtu vërejmë se ai e ka kushtëzuar me sinqeritet hyrjen në xhenet.

### 4. Vërtetësia, që kundërshton gënjeshtrën

Nënkupton që njeriu të jetë i vërtetë, të ketë sinqeritet prej zemrës, në thënien e fjalës La ilahe ilAllah. Sidk do të thotë kur gjuha dhe zemra e njeriut janë në përputhje të plotë, të mos e përgënjeshtrojnë njëra-tjetrën. Allahu kur i nënçmon dyfytyrëshit dhe cilësitë e tyre thotë: **“Kur vijnë tek ti hipokritët, thonë: “Ne dëshmojmë se ti je vërtet i dërguari i Allahut!” Allahu e di se ti je i dërguari i Tij, por Ai dëshmon se hipokritët janë gënjeshtarë!”** Munafikun 1. Allahu i përshkruan ata me gënjeshtër, sepse ajo që kanë thënë me gjuhë, nuk ka ekzistuar në zemrat e tyre. Po ashtu Allahu thotë: **“Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë “Ne besojmë”, pa u vënë në provë?! Ne i kemi sprovuar ata që kanë qenë para tyre, në mënyrë që, Allahu të dallojë ata, që thonë të vërtetën dhe, ata që gënjejnë.”**

Ankebut 1-2. Transmetohet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“Nuk ka ndonjë prej njerëzve që thotë vërtetë prej zemrës së tij: “Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij”, veçse se Allahu do t’ia ndalojë zjarrin e xhehenemit.”*** Buhariu dhe Muslimi. Pra, ajo që e thotë me gjuhën e tij, buron prej zemrës së tij.

## 5. Dashuria, që kundërshton urrejtjen dhe mospëlqyeshmërinë

Nënkupton që ai i cili e thotë fjalën La ilahe ilAllah duhet ta dojë Allahun, të Dërguarin e Tij, fenë Islame, myslimanët në përgjithësi; nga ana tjetër duhet të mos i dojë ose duhet t’i urrejë ata të cilët e kundërshtojnë këtë fjalë, që veprojnë gjëra që e asgjësojnë atë (shirk, kufër). Allahu thotë: **“...disa njerëz zgjedhin (për të adhuruar) në vend të Allahut (zota) të tjerë, (duke i konsideruar) si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu. Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun (se sa ç’i duan idhujtarët idhujt e tyre).”** Bekare 165. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“Nyja më e fortë e besimit është të duash për hir Allahun dhe të urresh për hir të Tij.”*** Imam Ahmedi. Kjo është nyja e cila lidh besimin. Nëse ajo zgjidhet, atëherë “zgjidhet” edhe besimi i njeriut.

## 6. Pranimi, që kundërshton refuzimin

Nënkupton që njeriu patjetër duhet ta pranojë fjalën La ilahe ilAllah me pranim të vërtetë, me zemër dhe gjuhë.

Argumentet që na tregojnë për këtë janë të shumta, janë ngjarjet që Allahu na tregon në Kuran se si ka vepruar me ata (popuj) që e kanë pranuar, të cilët i ka shpëtuar, dhe si ka vepruar me ata që e kanë refuzuar atë, drejtë së cilës kanë thirrur Pejgamberët, të cilët Allahu i ka dënuar dhe është hakmarrë ndaj tyre. Thotë Allahu: **"Pastaj, Ne do t'i shpëtojmë të dërguarit Tanë dhe ata që kanë besuar. Kështu, është detyra Jonë që t'i shpëtojmë besimtarët."** Junus 103. Kur flet për idhujtarët dhe mohuesit (ata të cilët do t'i dënojë në xhehenem), pasi e përshkruan dënimin ndaj tyre thotë: **"sepse, kur u thuhej atyre: "Nuk ka të adhuruar tjetër të vërtetë përveç Allahut!" - ata tregoheshin mendjemëdhenj**", nuk e pranonin, e refuzonin, **"dhe thoshin: "Vallë, a t'i braktisim të adhuruarit tanë për shkak të një poeti të marrë?"** Saffat 35-36.

### 7. Pasimi/bindja, që kundërshton braktisjen

Nënkupton që ai i cili thotë fjalën La ilahe ilAllah patjetër duhet t'i bindet dhe nënshtrohet fesë së Allahut, urdhrave të Tij, Gjykimeve të Tij, me tërë qenien e tij t'i dorëzohet Atij. Kur vepron kështu, llogaritet se është kapur fort pas kësaj fjale. Thotë Allahu: **"Kush i dorëzohet Allahut, me tërë qenien e tij, duke qenë punëmirë, ai është kapur për vegën (lidhjen) më të fortë. Tek Allahu do të kthehet çdo gjë."** Lukman 22. Dijetarët e tefsirit për Fjalën "**për vegën (lidhjen) më të fortë**" thonë se qëllimi është *"është kapur për fjalën La ilahe ilAllah"*. Prej

cilësive me të cilat Allahu e përshkruan fjalën La ilahe ilAllah, thotë se ajo është lidhja më e fortë, me të cilën njeriu lidhet me Allahun. Në këtë ajet, Allahu e kushtëzon që për të qenë i kapur pas fjalës La ilahe ilAllah, duhet të jesh i bindur ndaj fesë së Tij, e kjo arrihet duke ia dorëzuar qenien Allahut.

## Domethënia dhe kuptimi i fjalës La ilahe ilAllah

Duhet ditur se fjala La ilahe ilAllah nuk pranohet tek Allahu kur njeriu e shqipton atë thjeshtë me gjuhën e tij dhe mjaftohet me kaq, duke mos punuar dhe vepruar me realitetin e kuptimit dhe të domethënies së saj, duke mos e zbatuar bazën e qëllimit të saj, që është mohimi i shirkut dhe pohimi i njëshmërisë së Allahut. Kësaj pastaj duhet t'ia bashkëngjesë besimin e fortë dhe të paluhatshëm rreth kuptimit të saj dhe të punuarit me këtë kuptim. Në këtë mënyrë njeriu bëhet mysliman i vërtetë, prej ithtarëve të vërtetë të fjalës La ilahe ilAllah. Me konsensusin e të gjithë dijetarëve, kjo fjalë nuk i bën dobi njeriut nëse e shqipton atë vetëm me gjuhë, pa e ditur domethënien e kuptimin e saj, si dhe pa punuar me ato gjëra që i kërkon ajo.

Kjo fjalë madhështore përfshin dhe përmban në veten e saj atë se askush tjetër përveç Allahut nuk është ilah; ilah-ia- të merituarit e adhurimit i takon vetëm Allahut. Çdo kujt tjetër që i kushtohet kjo ilah-ie, tregon për kotësinë

dhe padrejtësinë më të madhe që mund ta veprojë njeriu, duke ia pohuar dhe drejtuar ilah-ien dikujt tjetër përveç Allahut. Kjo fjalë patjetër duhet të përmbushë tri gjëra së bashku: dijen, veprimin dhe sinqeritetin. Ai që e thotë dhe punon me të sipërfaqësisht, pa e besuar atë që e thotë dhe atë për të cilën punon, ai nuk ka besim në zemër, ky është dyfytyrësh. Ai i cili e thotë atë, por vepron gjëra që janë në kundërshtim me të, që e zhvleftësojnë atë në thelb (vepron kufër ose shirk), ai është jobesimtar. Ai që e thotë atë dhe del nga Islami duke e refuzuar dhe mohuar diçka prej të drejtave dhe obligimeve të kësaj fjale, nuk i bën dobi atij, edhe nëse e thotë njëqind herë. Ai i cili e thotë atë, pastaj disa lloje të adhurimeve ia kushton dikujt tjetër përveç Allahut, si: lutjen, therjen e kurbanit, zotimin, kërkimin e ndihmës e shpëtimit, kthimin me pendim, mbështetjen, frikën, shpresën, dashurinë etj., prej adhurimeve të gjymtyrëve dhe zemrës, të cilat i takojnë vetëm Allahut, atëherë ka bërë shirk të madh edhe nëse e thotë fjalën La ilahe ilAllah me gjuhën e tij, ngase i tilli nuk është duke punuar me atë që e kërkon kjo fjalë, që është teuhidi dhe ikhlasi, njëshmëria dhe adhurimi i sinqertë ndaj tij. Kjo është domethënia në të cilën na thërret kjo fjalë e madhe.

Fjala La ilahe ilAllah përkthehet: *Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë, meritor, përveç Një të adhuruari, i Cili është Allahu, i Vetmi që nuk ka ortak.* Në gjuhën arabe fjala “Ilah” do të thotë “meabud”- i Adhuruar. Është gabim përkthimi i fjalës La ilahe ilAllah në këtë mënyrë:

“Nuk ka Zot përveç Allahut”, si nga aspekti gjuhësor, si nga aspekti i kuptimit të saj. La ilahe do të thotë: nuk ka të adhuruar tjetër meritor, ilAllah do të thotë: përveç Allahut. Allahu thotë: **“Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: “S’ka të adhuruar tjetër meritor përveç Meje, andaj më adhuroni (vetëm) Mua!”** Enbija 25.

Për ta realizuar këtë fjalë, njeriu duhet ta dijë se ajo përmban:
-mohim: të mohohet adhurimi ndaj çdokujt tjetër që nuk është Allahu (qoftë engjëll, Pejgamber apo krijesa të tjera),
-pohim: të pohohet adhurimi veç ndaj Allahut, të Vetmit.

Ai që e thotë këtë fjalë, ai nuk kërkon ndihmë tek askush tjetër përveç Allahut, nuk i lutet askujt tjetër përveç Tij, nuk i mbështet askujt tjetër përveç Tij, nuk shpreson tek askush përveç Tij, nuk ther kurban për askënd tjetër përveç Tij, asnjë adhurim nuk ia kushton dikujt përveç Tij, jo vetëm kaq, por ai i mohon të gjithë ato gjëra dhe persona që adhurohen përveç Allahut dhe i mohon të gjitha adhurimet kushtuar dikujt tjetër veç Tij.

## Asgjësueset e fjalës La ilahe ilAllah

Janë disa gjëra të cilat nëse njeriu i vepron, i asgjësohet fjala La ilahe ilAllah dhe nuk i pranohet. Myslimani duhet t’i dijë ato, për të mos rënë në to. Allahu e ka sqaruar në

detaje në Kuran rrugën e atyre që e kanë realizuar këtë fjalë. Po ashtu e ka sqaruar në detaje dhe rrugën e atyre që e kanë kundërshtuar atë. Atij i cili e vepron njërën prej këtyre asgjësueseve, nuk i bën më dobi vetëm shqiptimi i fjalës La ilahe ilAllah. Janë të shumta çështjet që e asgjësojnë fjalën La ilahe ilAllah, mirëpo ato më të rëndat dhe në të cilat më së shumti bien njerëzit janë dhjetë, që i përmendin shumë prej dijetarëve, e që janë:

1. **Shirku në adhurimin ndaj Allahut-** adhurimi i dikujt tjetër krahas apo përveç Allahut, p.sh.: lutja ndaj të vdekurve, kërkimi i ndihmës dhe shpëtimit prej tyre, therja e zotimi në emër të tyre etj.

2. **Vendosja ndërmjetës mes njeriut dhe Allahut-** vënia ndërmjetës dikë prej krijesave duke kërkuar ndërmjetësim prej tij tek Allahu, apo duke iu mbështetur atij.

3. **Mosllogaritja e idhujtarëve si jobesimtarë -** kur nuk i llogaritë si jobesimtarë ata të cilët Allahu në Kuran dhe i Dërguari në sunet i ka quajtur jobesimtarë, apo kur dyshon për ta se a janë të tillë apo jo, apo kur e bën të saktë rrugën e tyre duke thënë feja e tyre është e vërtetë dhe do të jenë në xhenet.

4. **Besimi se udhëzimi dhe gjykimi i dikujt tjetër është më i plotë/përkryer sesa udhëzimi i Muhamedit salAllahu alejhi ue selem -** sikur ata që i favorizojnë dhe vlerësojnë ligjet e njerëzve para ligjeve dhe gjykimeve të tij salAllahu alejhi ue selem.

5. **Urrejtja e një gjëje prej shpalljes** me të cilën ka ardhur Muhamedi salAllahu alejhi ue selem (Kuran e sunet) - edhe nëse vepron me të.

6. **Përqeshja me një pjesë të fesë, shpërblimit apo dënimit** për të cilën na ka njoftuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem.

7. **Magjia -** prej saj është dhe shtimi i dashurisë apo urrejtjes mes bashkëshortëve; ushtrimi i saj apo kënaqja me të.

8. **Lidhja e aleancës me jobesimtarët kundër besimtarëve.**

9. **Besimi se lejohet lirimi prej sheriatit islam (duke marrë diçka tjetër për fe).**

10. **Kthimi i shpinës fesë së Allahut, duke mos e mësuar dhe mospunuar me të.**

Dijetarët nuk kanë bërë dallim mes atij që e vepron një asgjësuese për shaka (humor), apo përnjëmend, apo për shkak të frikës, asnjëri nuk arsyetohet tek Allahu. I vetmi që arsyetohet është ai i cili e vepron një asgjësuese ngaqë është i detyruar (mukrah), duke qenë në rrezik jeta e tij, apo duke u rrezikuar nga torturimi, por që në zemër ai ka besim.

## Dy forma të paligjësuara të tehlilit

Me gjithë rëndësinë e madhe që ka fjala La ilahe ilAllah, disa prej të padijshmëve ia kthejnë shpinën asaj dhe veprojnë e thonë lutje dhe dhikre të shpikura, që janë prej bidateve, për të cilat nuk ka ardhur argument as nga Kurani, as nga suneti e as nga gjenerata e parë e myslimanëve.

Prej këtyre njerëzve janë disa prej tarikateve, prej ithtarëve të dervishizmit. Këta kur duan ta përmendin Allahun, e përmendin vetëm Emrin e Tij të përveçëm, thonë "Allah, Allah", duke e përsëritur, dhe mjaftojnë me kaq. Disa të tjerë shkojnë edhe më tej, si zëvendësim të fjalës La ilahe ilAllah, marrin vetëm përemrin që aludon për Allahun, thonë "Hu, Hu", që do të thotë Ai, Ai.

Këta kanë kaluar në ekstremizëm dhe kanë tejkaluar kufijtë e ligjshëm, dhe thonë se fjala La ilahe ilAllah është për njerëzit e thjeshtë, ndërsa përmendja e Emrit të Allahut në mënyrë të veçantë është për njerëz të veçantë dhe se të përmendet vetëm përemri "Hu, Hu", kjo është për më të veçantit e të veçantëve prej të gjithë njerëzve. Madje disa kanë thënë se fjala La ilahe ilAllah është për besimtarët në përgjithësi, ndërsa të thuhet "Allah, Allah", kjo është për ata që e njohin Atë, kurse të thuhet "Hu, Hu", kjo është për ata që e kanë arritur të realizojnë besimin siç duhet. Kështu, këto dhikre i kanë favorizuar më shumë se fjalën La ilahe ilAllah, e cila është fjala më

e mirë dhe më e vlefshme me të cilën përmendet Allahu. Nga ana tjetër, përmendja e Allahut në këto forma siç i veprojnë këta njerëz, nuk është e ligjshme, as me Kuran, as me sunet dhe as me praktikën e selefit (gjeneratave të para të muslimanëve).

Shejkhul Islam ibn Tejmije rahimehullah pretendimet e këtyre njerëzve ka arritur t'i asgjësojë dhe ka sqaruar kotësinë e argumenteve që i kanë sjellë ata. Ai ndër të tjera thotë: *"Përmendja e Allahut vetëm me Emrin e Tij, nuk është ligjësuar në asnjë gjendje. Madje në argumentet fetare nuk ka ndonjë gjë që tregon se kjo është e pëlqyeshme... Përmendja e Allahut veç me përemër "Hu, Hu", kjo është shumë larg sunetit dhe e fut njeriun shumë lehtë në bidat. Nëse njeriu e ndjek këtë rrugë, është afër ta devijojë shejtani nga rruga e drejtë. Ajo që është ligjësuar prej Allahut është përmendja e Tij me fjali të plotë, e jo të mangët (veç me përemër, ose veç me Emrin e Tij të përveçëm). Kur ti e përmend Allahun me fjali të plotë kjo i bën dobi zemrës, arrin shpërblime tek Ai, arrin afrimin tek Ai, njohjen e Tij, dashurinë, frikën e përuljen ndaj Tij, si dhe arrin qëllime të tjera të larta. Të mjaftuarit e përmendjes së Allahut vetëm me Emrin e Tij apo vetëm me përemrin e Tij, kjo nuk ka bazë në fenë e Tij. E mos të flasim që të themi se kjo është prej dhikrit të njerëzve të veçantë ose të atyre që e njohin Allahun. Përkundrazi, kjo është rrugë që njerëzit i çon në bidate dhe humbje të shumta."* Mexhmu el fetaua.

## Tesbihu - Thënia SubhanAll-llah- سُبْحَانَ اللَّهِ

Fjala SubhanAllah zë një vend të rëndësishëm në fenë e Allahut, është një prej dhikreve më madhështore dhe adhurimeve më të vlefshme që na afrojnë tek Allahu. Ajo është prej bindjeve që Allahu i do më së shumti t'i veprojnë njerëzit. Kanë ardhur tekste të shumta nga Kurani e suneti që na sqarojnë vlerën dhe pozitën e lartë që ka kjo fjalë tek Allahu.

## Vlera e tesbihut në ajetet kuranore

Kjo fjalë në Kuran është përmendur në më shumë se tetëdhjetë vende, në forma të ndryshme, shembull:

-ndonjëherë Allahu na urdhëron ta bëjmë tesbih ("**O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!",** Ahzab 41-42),

-ndonjëherë vjen në kohën e shkuar **("Allahun e ka lavdëruar çdo gjë në qiej dhe çdo gjë në Tokë",** Hashr 1),

-nganjëherë vjen në kohën e tashme **("Allahun e përlëvdon gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë**", Xhumah 1),

-nganjëherë vjen në infinitiv apo në emër foljor: fjala subhanAllah ("**I lartësuar qoftë Zoti yt, Zoti i Madhështisë e i Lavdisë",** Safat 180).

Allahu ka përmendur tesbihun në fillimet e tetë sureve të Kuranit. Disa prej dijetarëve thonë se tesbihu në Kuran ka ardhur në tridhjetë forma të ndryshme:

-në gjashtë vende përmendet se Allahun e bëjnë tesbih engjëjt, si: **"Ata (engjëj), që e mbajnë Fronin dhe ata që janë rreth tij, e madhërojnë Zotin e tyre me falënderim dhe i besojnë Atij."** Gafir 7. Po ashtu në suren Fussilet ajeti 38, suren Enbija ajeti 19, suren Saffat 165-166.

-në nëntë vende përmendet se Allahun e bën tesbih Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem, si: "...andaj, lartësoje Zotin tënd duke e lavdëruar dhe bëhu prej atyre që i përulen Atij duke u falur! Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!" Hixhr 98-99. Po ashtu, në suren Insan ajeti 26, suren Nasr ajeti 3 etj.
-në katër vende përmendet se Allahun e bëjnë tesbih Pejgamberët e tjerë, si: për Zekerian thotë Allahu: **"Ai tha: "O Zot! Më jep një shenjë!" (Zoti) i tha: "Shenjë për ty është se tri ditë nuk do t'u flasësh njerëzve, veçse me gjeste. Por, Zotin tënd përmende shumë dhe adhuroje Atë në mbrëmje dhe në mëngjes".** Ali Imran 41, dhe në suren Merjem ajeti 11; për Junusin alejhi selem thotë Allahu **"...dhe, po të mos ishte nga ata që i luten Allahut, me siguri do të mbetej në barkun e saj deri në Ditën e Ringjalljes."** Saffat 143-144. Prej shkaqeve që Junusi alejhi ue selem të shpëtojë nga errësirat e detit duke qenë në barkun e balenës e cila e ka

përbirë atë, ka qenë se ai vazhdimisht e ka bërë tesbih Allahun.
-në tri vende përmendet se Allahun e bëjnë tesbih kafshët dhe gjërat e ngurta, si: **“Atë e madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithçka gjendet në to. Dhe nuk ka asgjë që nuk e madhëron Atë, duke e lavdëruar, por ju (o njerëz) nuk e kuptoni madhërimin që i bëjnë ata.”** Isra 44. Po ashtu, në suren Sad ajetet 18-19, në suren Nur ajeti 41.

-në tri vende përmendet se Allahun e bëjnë tesbih besimtarët, si: **“O besimtarë, përmendeni shpesh Allahun dhe lavdërojeni Atë në mëngjes dhe në mbrëmje!”** Ahzab 41-42. Po ashtu, në suren Sexhde ajeti 15, në suren Nur ajetet 36-37.

-në gjashtë vende përmendet se Allahun e bëjnë tesbih të gjitha krijesat, si: **“Allahun e lartëson çdo gjë në qiej dhe çdo gjë në Tokë.”** Hashr 1. Po ashtu, në suren Tegabun 1.

Pastaj, fjalën SubhanAllah, Allahu e përmend në Kuran në njëzetë e pesë vende. Sa herë që përmendet brenda një fjalie, ajo (fjalia) përmban pohimin e ndonjë prej atributeve nga ato atribute që tregojnë lavdërim për Allahun, apo e mohon ndonjë prej atributeve që tregojnë mangësi dhe nënçmim ndaj Allahut, p.sh.: Allahu thotë: **“Ata thonë: “Allahu ka bërë një fëmijë”. I Lavdishëm dhe i Lartësuar qoftë Ai! Përkundrazi, Atij i përket**

**çdo gjë që gjendet në qiej e në Tokë dhe Atij i nënshtrohet gjithçka."** Bekare 116. Po ashtu: **"I lartësuar qoftë Zoti yt, Zoti i Madhështisë e i Lavdisë, mbi çfarë i veshin ata!"** Saffat 180. Dhe thotë: **"Allahu është i Lartësuar mbi gjithçka që ia veshin Atij!"** Tur 43. Po ashtu: **"Prandaj lavdërojeni Allahun, kur bie muzgu dhe, kur gdhin drita! Për Atë është falënderimi në qiej dhe në Tokë, në mbrëmje dhe në mesditë."** Rum, 17-18. Dhe thotë: **"Qoftë i lartësuar Zoti i qiejve dhe i Tokës, Zoti i Fronit, nga ajo çfarë i veshin Atij!"** Zukhruf, 82.

## Vlera e tesbihut në hadithet profetike

Do të ndalemi në disa hadithe profetike që flasin për vlerën dhe pozitën madhështore që zë tesbihu dhe se çfarë shpërblime të shumta ka ai që e përmend Allahun përmes tesbihut**.**

### Tesbihu është prej fjalëve më të dashura dhe të vlefshme tek Allahu

I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë: ***"Fjalët më të dashura për Allahun janë katër: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber."*** Muslimi. Transmetohet se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem është pyetur se cilat janë fjalët më të vlefshme dhe ka thënë: ***"(Janë) Ato fjalë të cilat Allahu i ka përzgjedhur për engjëjt e Tij*** (përmes tyre ta përmendin Allahun) ***apo për robërit e Tij: SubhanAllahi ue***

***bihamdihi.”*** Muslimi. Në një hadith tjetër tregohet se Ebu Dherrin radijAllahu anhu e ka pyetur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem: ***“A do të tregoj se cilat janë fjalët më të dashura tek Allahu?”*** I ka thënë: *“Po, gjithsesi.”* Dhe ka thënë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem: ***“Vërtetë, fjalët më të dashura tek Allahu janë: SubhanAllahi ue bihamdihi.”***

## Shpërblime të shumta dhe fshirje të mëkateve

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Kush thotë “subhanAllahi ue bihamdihi” brenda ditës 100 herë, i shlyhen mëkatet edhe nëse janë sa shkuma e detit.”*** Buhariu dhe Muslimi. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem thotë: ***“Kush thotë “subhanAllah” 100 herë brenda ditës, do t'i shkruhen 1000 shpërblime apo do t'i fshihen 1000 të këqija.”*** Muslimi.

## Peshon rëndë në Ditën e Gjykimit

Edhe pse është e lehtë të veprohet, ajo në ditën e Gjykimit do të peshojë rëndë në peshore. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Dy fjalë janë të dashura tek i Gjithëmëshirshmi, të lehta për gjuhën dhe të rënda në peshore: SubhanAllahi ue bihamdihi dhe subanAllahil adhim.”*** Buhariu dhe Muslimi. Qëllimi i hadithit është të na tregojë se Mëshira e Allahut është shumë e gjerë, saqë për një vepër kaq të paktë e të lehtë, Ai jep shpërblime të panumërta.

## Mbjellë pemët në xhenet

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë***: "Ai që thotë SubhanAllahi ue bihamdihi një herë, do t'i mbillet një palmë në xhenet."*** Transmetuar në disa libra të haditheve.

- **Fshirje të fjalëve të padobishme para ngritjes prej mexhliseve**

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Kush thotë "SubhanAllahi ue bihamdihi, subhaneke Allahumme ue bihamdike, eshhedu en La ilahe ila ente, estagfiruke ue etubu ilejke" (I Madhërishëm është Allahu, Atij i takon Lavdia, i Pa të meta je Ti o Allah, vetëm Ty të takon Lavdia. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Teje, kërkoj faljen Tënde dhe tek Ti pendohem"), në një ndejë ku përmendet Allahu (apo feja e Tij), kjo është sikur një vulë që ia vulosë (përmbyllë) atë ndejë (***i vërtetohen dhe i ruhen ato fjalë***). E nëse e thotë në një ndejë ku njerëzit janë të habitur duke mos e përmendur Allahun dhe duke folur gjëra të kota, është fshirje e tyre."*** Dhe ka thënë në një tjetër hadith të ngjashëm: ***"Ai që ulet në ndejë*** (çfarëdo qoftë ajo) ***dhe gjatë saj i shtohen gabimet e tij*** (flet fjalë duke mos iu kushtuar rëndësi), ***mirëpo para se të çohet nga aty thotë: "Subhaneke Allahumme Rabbene ue bihamdike, eshhedu en La ilahe ila ente, estagfiruke ue etubu ilejke- (I Pa të meta je Ti o Allah, vetëm Ty të takon Lavdia, dëshmoj se nuk ka të***

***adhuruar tjetër me të drejtë përveç Teje, kërkoj faljen Tënde dhe tek Ti pendohem”), do t’i falen ato.”*** Tirmidhiu.

## Allahun e lartëson (i bën tesbih) çdo gjë

Për shkak të madhështisë së Allahut dhe përsosmërisë së Sundimit dhe Lavdisë së Tij, e lartësojnë dhe madhërojnë të gjitha krijesat, si: qielli, toka, malet, pemët, dielli, hëna, yjet, planetët, kafshët, zogjtë, gjërat e ngurta, çdo gjë. Allahu thotë: **“Atë e madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithçka gjendet në to. Dhe nuk ka asgjë që nuk e madhëron Atë, duke e lavdëruar, por ju (o njerëz) nuk e kuptoni madhërimin që i bëjnë ata.”** Isra 44. Dhe thotë: “**Me të vërtetë, Ne i dhamë Daudit mirësi prej Nesh (dhe thamë): “O male dhe zogj! Lavdërojeni emrin Tim bashkë me Daudin.”** Sebe, 10. Dhe thotë**: “Ne i nënshtruam malet dhe shpendët që, bashkë me Daudin, të thurnin lavde (për Allahun).”** Enbija 79.

Këto krijesa e madhërojnë Allahun përmes të folurit të tyre, mirëpo ne nuk e kuptojmë atë. Qëllimi i këtij madhërimi prej këtyre krijesave nuk është siç kanë menduar disa, se e madhërojnë përmes gjendjes së tyre, se gjendja në të cilën ekzistojnë tregon madhërim për Allahun, kjo nuk është e vërtetë. Allahu të gjitha këtyre krijesave u ka dhënë mënyrën e perceptimit përmes së cilës e madhërojnë dhe e lartësojnë Atë. Këtë mënyrë e di vetëm Allahu, për neve është e panjohur. Imam Neveviu

thotë: *“Këto krijesa e bëjnë tesbih Allahun në realitet, në të vërtetë, dhe secilës prej tyre varësisht çfarë krijese është, Allahu ia krijon një mënyrë të perceptimit përmes së cilës e bën tesbih Allahun. Ndërsa mendimi tjetër se ky tesbih nuk është i vërtetë, se nuk e madhërojnë me gjuhët e tyre, por me gjendjet e tyre, është shumë larg së vërtetës dhe nuk e mbështet asnjë argument.”* Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë, ai ka mundësi që çdo gjë ta bëjë të flasë, t'ia krijojë të folurit. Ibn Kajjim shprehet: “*Sa e çuditshme është gjendja e asaj cope të mishit (zemrës) që është më e ngurtë se këto kodra e male! Ajo i dëgjon Fjalët e Allahut, megjithatë nuk zbutet, as nuk përulet e as nuk kthehet me pendim tek Allahu!”*

## Domethënia e tesbihut

Tesbihu është prej parimeve të rëndësishme dhe bazave të forta, të paluhatshme, mbi të cilat ndërtohet besimi i myslimanit rreth njohjes së Allahut dhe Emrave e Cilësive të Tij, ngase besimi ynë në emrat dhe Cilësitë e tij ndërtohet mbi dy themele shumë madhështore: a) pohimi i Cilësive të Allahut pa përngjasim, b) lartësimi i Tij prej shëmbëllimit dhe përngjasimit të krijesave, mirëpo pa i mohuar Cilësitë e Tij.

Tesbih në gjuhën arabe do të thotë tenzih-pastrim për Allahun. Rrënja e kësaj fjale vjen nga fjala sebh që d.m.th. largim. Dijetari i njohur i gjuhës arabe El Ez'heriu në librin “Tedhhibu lugah” thotë: *“Kuptimi i pastrimit*

*për Allahun prej të metave dhe të këqijave është: largimi i tyre prej Tij. Të njëjtin kuptim ka dhe tesbihu, largimi i të këqijave prej Allahut, besimi se Ai është larg të metave.”* Pra, tesbihu është largimi prej Allahut i cilësive që tregojnë mangësi, të cilat i atribuohen dhe i veshën Atij, pastrimi dhe lartësimi i Allahut prej çdo të keqeje dhe çdo gjëje që nuk i shkon Madhërisë së Tij. Një njeri e ka pyetur Aliun radijAllahu anhu se çfarë kuptimi ka fjala SubhanAllah, dhe ai ka thënë: *“Ajo është: të madhërohet Madhështia e Allahut*.” Muxhahidi rahimehullah ka thënë: *“Tesbihu është mosveshja dhe mosatribuimi i asnjë të keqeje ndaj Allahut.”* Mejmun ibn Mehrani rahimehullah thotë: *“SubhanAllah është një emër me të cilin madhërohet Allahu, tregohet Madhështia e Tij. Kur njeriu e thotë atë, me këtë largon prej Allahut çdo të keqe.”* Muhamed ibn Aishe rahimehullah thotë: *“Kur arabët shohin një gjë që nuk u pëlqen apo një gjë që iu duket e madhe në sytë e tyre, thonë subhanAllah. Kur e shohin atë gjë që nuk u pëlqen, bëjnë lartësim dhe pastrim për Allahun nga të gjitha të këqijat, se nuk i takon Atij një e metë apo e keqe e tillë.”* Janë të shumta etheret në këtë temë.

Në fund, El Ez’heriu rahimehullah thotë përmbledhtazi: *“Kuptimi i përmbledhur që mund ta nxjerrim prej këtyre mendimeve të dijetarëve të gjuhës arabe për fjalën subhanAllah është: Besimi se Allahu është i pastër dhe i lartësuar dhe se qëndron larg asaj që dikush prej krijesave të jetë i ngjashëm me Të, apo të jetë ortak me*

*Të, apo të ketë dikush mundësi t'i kundërvihet, apo të jetë dikush i krahasueshëm me Të."* Ky është tesbihu.

Shejkh Islam ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Kur Allahu në shumë ajete na urdhëron ta bëjmë tesbih Atë, kjo kërkon që ne ta lartësojmë e pastrojmë prej çdo të mete dhe të keqe. Mirëpo, kur njeriu thotë subhanAllah, përveç që e pastron/lartëson prej çdo të mete, njëkohësisht pohon për Të të gjitha Lavdatat e Cilësitë e përsosura me të cilat e lavdëron Atë. Andaj, kur thua subhanAllah, kjo automatikisht kërkon lartësim, lavdërim, madhërim ndaj Allahut dhe njësim të Tij (besim se përderisa Ai është i përkryer, atëherë Ai është i Vetmi i Cili e meriton adhurimin tonë)."* Kur ne themi subhanAllah, kjo nuk është vetëm lartësim dhe pastrim për Allahun nga çdo e metë dhe mangësi, porse së bashku me këtë duhet të pohojmë të gjitha lëvdatat dhe atributet e përsosurisë, që tregojnë se Ai është i Përkryer në çdo aspekt ashtu siç i takon Madhërisë së Tij.

Bërja tesbih duhet të jetë në përputhje me kriteret sheriatike, e ndriçuar me dritën e argumenteve të Kuranit e sunetit. E assesi të jetë e ndërtuar mbi tekat e mendimet e prishura të njerëzve, apo mbi analogji logjike të dëshpëruara (siç gjejmë te shumë prej ithtarëve të bidatit të cilët i mohojnë Cilësitë e Allahut). Kur njeriu, madhërimin dhe lartësimin e Allahut nuk e merr nga Kurani e suneti, atëherë do të përfundojë në mohim/refuzim të Cilësive të Tij. Allahu i do ata që bëjnë

tesbih shpesh. Por duhet ditur që ky tesbih duhet të jetë sipas udhëzimit të drejtë, pa tejkaluar kufijtë e Kuranit dhe sunetit.

## Vlera e tahmidit - Thënia elhamdulil-lah

الحمد لله

Prej Emrave të bukur e madhështor të Allahut është “El Hamid”, që do të thotë: I Lavdëruari. Ky Emër përmendet në Kuran në më shumë se 15 vende. Pra, Allahu është i Lavdëruar në Veten/Qenien e Tij, në Emrat dhe Cilësitë e Tij dhe për veprat e Tij. Ai është meritor për thurjen e çdo Lavdate dhe Lavdërimi, si dhe e meriton të gjithë Dashurinë prej nesh. Kjo sepse Ai është i cilësuar me atribute që tregojnë se Ai është i Lavdëruar, atribute të cilat tregojnë për Bukurinë dhe Madhështinë e Allahut, po ashtu sepse meriton çdo hamd për shkak të mirësive, bamirësisë dhe dhuntive që ua ka dhënë robërve të Tij, të panumërta, dhe Ai sillet me ta në mënyrën më të mirë dhe më të bukur, Mëshira, Dashuria, Mirësia e Butësia e Tij përfshin të gjitha krijesat e Tij, po ashtu për shkak se Ai u përgjigjet lutjeve të nevojtarëve, ua largon brengat të brengosurve, u ndihmon atyre që ndodhen në fatkeqësi, si dhe për faktin se Ai fillimisht u jep dhunti e mirësi robërve të Tij pa i kërkuar ata. Ai është i Lavdëruar në çdo gjendje dhe rrethanë.

Çdo gjë me të cilën Allahu cilësohet, përmendet, me të cilën flitet, janë lëvdata, lavdërime për Të, andaj duhet ta

lartësojmë duke thur Lëvdata për Të. Porse, askush prej krijesave nuk ka mundësi të mbledhë të gjitha Lëvdatat ashtu siç e meriton Ai. Ai është mbi Lëvdatat dhe Lavdërimet që robërit e Tij i thurin për Të. E pa dyshim se prej mirësive më madhështore prej Allahut për robërit e Tij është udhëzimi i tyre drejt rrugës që i çon në Xhenet dhe se Ai i ka ruajtur dhe mbrojtur më së miri për të mos rënë në mëkate, ua ka zbukuruar dhe ua ka bërë të dashur besimin në zemrat e tyre, si dhe ua ka bërë të urryer mobesimin, mosbindjen e mëkatet.

Allahu i do lëvdatat dhe hamdet që thuren për Të dhe e do atë që e bën hamd Atë për mirësitë që ia ka dhënë. Ai e do atë njeri i cili qoftë nëse ha një kafshatë apo pi pak ujë thotë elhamdulilah. Allahu është Shekur - Falënderues i Madh. Nëse njeriu e bën hamd Atë, Ai kënaqet me të dhe e falënderon për këtë. Të gjitha këto janë prej Allahut: mirësitë që t'i ka dhënë, mundësia e falënderimit ndaj Allahut për to dhe kënaqësia e Dashuria e Tij ndaj teje kur ti e falënderon Atë. Andaj, ne kurrë nuk mundemi ta falënderojmë Atë siç e meriton Ai, ngase çdo falënderim është mirësi prej Tij i cili kërkon falënderim tjetër, kjo pafundësisht. E megjithëkëtë Allahu nuk është nevojtar për falënderimin tonë, porse Ai do që ne ta falënderojmë Atë sepse me këtë përmirësohemi vetë ne dhe e arrijmë shpëtimin tonë.

## Tahmidi në ajetet kuranore

Allahu e ka përmendur hamdin në më shumë se 40 vende në Kuran. Allahu, Kuranin fisnik e ka filluar me fjalën "Elhamdulil-lah". Thotë: **"Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve..."** Fatiha 1. Po ashtu, me të i ka filluar edhe disa sure të tjera (Enam, Kehf, Sebe, Fatir). Krijimin e Tij, Allahu e ka filluar me hamd. Thotë: **"Qoftë lavdëruar Allahu që krijoi qiejt dhe Tokën dhe bëri errësirën dhe dritën."** Enam 1. Dhe do ta përmbyllë krijimin me hamd. Thotë: **"Do t'i shohësh engjëjt të tubuar rreth Fronit, duke lavdëruar me falënderim Zotin e tyre. Njerëzimi do të gjykohet me drejtësi dhe të gjithë do të thonë: "Falënderimi qoftë për Allahun, Zotin e botëve!"** Zumer 75. Atij i takon hamdi fillim e mbarim, në këtë botë dhe në botën tjetër, për ato që i ka krijuar, që i krijon dhe që do t'i krijojë.

Allahu e ka lavdëruar Veten në fillim dhe në fund të krijimit, kur ka urdhëruar dhe ligjësuar, kur ka treguar se Atij i takon Zotërimi e kujdesi për universin, kur ka treguar se vetëm Ai duhet të njësohet me adhurim, kur ka treguar se është e pamundur që Allahut t'i atribuohet dhe t'i mveshet diçka që nuk i shkon madhërisë së Tij (si: t'i përshkruhet fëmijë, apo ortak, apo ndihmëtar prej krijesave), kur ka treguar për Madhështinë dhe Lartësinë e Tij.

## Tahmidi në hadithet profetike

Edhe suneti profetik është i mbushur me argumente që tregojnë për vlerën e hamdit dhe pozitën madhështore të tij, si dhe që na tregojnë për mirësitë e shumta që vijnë si rezultat i hamdit, në këtë botë dhe në tjetrën. Do të përmendim disa hadithe të tilla.

- Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është ai i cili do ta mbartë flamurin e hamdit në Ditën e Gjykimit. Ai ka thënë: "***Unë do të jem zotëria i bijve të Ademit (i njerëzve) në ditën e Gjykimit dhe nuk lavdërohem për këtë. Në dorën time do të jetë flamuri i hamdit dhe nuk lavdërohem për këtë. Nuk ka asnjë Pejgamber atë Ditë, veçse do të jetë nën flamurin tim. Unë do të jem i pari që do të ndërmjetësoj dhe i pari që do t'i pranohet ndërmjetësimi, dhe nuk lavdërohem për këtë.***" Imam Ahmedi, Tirmidhiu, ibn Maxheh. Përderisa ai ishte krijesa që e lavdëroi dhe e falënderoi (e bëri hamd) Allahun në mënyrën më të plotë, atëherë Allahu do t'ia japë flamurin e hamdit në atë Ditë. Nën të do të mblidhen dhe qëndrojnë të gjithë ata që e kanë bërë hamd Allahun. Njerëzit që më së shumti do t'i afrohen këtij flamuri, do të jenë ata që e kanë falënderuar më së shumti Allahun dhe që i kanë kryer urdhrat e Tij. Umeti islam është umeti më i mirë, i cili e bën hamd Allahun në vështirësi dhe mirëqenie. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Të parët që do të thirren për të hyrë në***

***xhenet janë ata që e kanë bërë hamd Allahun shumë. Janë ata që e bëjnë hamd Atë kur janë në gëzim dhe në fatkeqësi e sprovë.”***

- Në xhenet është një shtëpi e quajtur “bejtul hamd (shtëpia e falënderimit)”. Me të Allahu i veçon ata që e bëjnë hamd Atë kur janë në mirëqenie dhe vështirësi, si dhe ata që tregohen të durueshëm ndaj Caktimit të hidhur. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Kur dikujt prej njerëzve i vdes fëmija, Allahu i pyet engjëjt:*** **“A ia morët shpirtin fëmijës së robit Tim?”** ***Thonë: “Po.” Thotë Allahu:*** **“A ia morët frytin e zemrës së tij?”** ***Thonë: “Po.” Thotë Allahu:*** **“Çfarë tha robi im?”** ***Thonë: “Të falënderoi dhe tha: “Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi.” Thotë Allahu:*** **“Ndërtojani robit Tim një shtëpi në xhenet dhe emërtojeni “shtëpia e falënderimit!”** Tirmidhiu. Ky e ka bërë hamd Allahun në fatkeqësi, përmes këtij hamdi e ka arritur këtë pozitë kaq të lartë në xhenet. Secilit nga ne i lind pyetja se si të arrij të jem falënderues ndaj Allahut, si të arrij këtë nivel. Ibën Tejmije rahimehullah përgjigjet më së miri. Ai thotë: *“Që njeriu ta lavdërojë dhe falënderojë Allahun gjatë fatkeqësive, janë dy shkaqe që e shtyjnë në këtë: 1. Të dijë me bindje se Allahu e meriton hamdin (Allahu çdo gjë e ka krijuar në mënyrën e plotë e të përsosur, çdo gjë që e vepron, e vepron me një urtësi të plotë). 2. Të dijë me bindje se zgjedhja e Allahut për robin e Tij (për*

*një gjë që t'i ndodhë) është më e mirë sesa zgjedhja e tij për veten e tij. Në çdo gjë që Allahu e cakton për robin e Tij besimtar, ai ose do të tregohet i durueshëm nëse ajo është fatkeqësi, ose do të jetë falënderues nëse është mirësi. Kjo është pa dyshim më mirë për të në të dy gjendjet."*

- Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: *"**Dhikri më i mirë është La ilahe ilAllah dhe lutja më e vlefshme është fjala Elhamdulilah."*** Tirmidhiu dhe Ibn Maxheh. Thotë Allahu: "**Ndërsa duaja e fundit do të jetë El-Hamdulil-lahi Rabbil Alemin (Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Zotin e gjithë botëve).**" Junus 10. Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *"Lutja është dy lloje: lutja e lutjes/kërkesës dhe e adhurimit.*[17] *Andaj ai që e falënderon/lavdëron Allahun, e lut Atë me këto dy lloje të lutjes (njëkohësisht edhe e lavdëron edhe kërkon prej Tij). Ky është ai i cili e bën lutjen siç duhet."*

- Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Fjala Elhamdulilah e mbush peshoren (e veprave të mira) Ditën e Gjykimit. Ndërsa fjala SubhanAllah uelhamdulilah mbushë hapësirën mes qiellit dhe tokës.***" Muslimi.

[17] Vetë kryerja e aktit të adhurimit është lutje ndaj Allahut. Lutja e adhurimit është p.sh.: falja e namazit, kështu përmes vetë faljes së namazit (sepse po i bindesh Allahut me këtë dhe po e adhuron), ti e lut dhe kërkon prej Tij, si: të të fusë në xhenet, të të ruajë nga xhehenemi, të të shpërblejë etj.).

## Vendet ku konfirmohet falënderimi

Kërkohet nga njeriu që ta bëjë hamd Allahun në çdo kohë dhe ta shpeshtojë atë, ngase ai çdo herë vërtitet nëpër mirësitë e Allahut. Janë disa gjendje e rrethana të veçanta në të cilat bërja e hamdit është e konfirmuar (me hadithe të sakta) më shumë sesa në gjendje të tjera. Është e pëlqyer të falënderohet Allahu pas ushqimit dhe pijes, në fillim të namazit, pas rukusë në namaz, në fillim të hytbes, ligjëratave, shkresave, librave, letrave, pasi veshim një rrobë të re, kur na vjen një mirësi, kur ta largon Allahu një gjë të urryer (qoftë nëse na ka ndodhur neve, apo të afërmve, apo miqve, apo myslimanëve në përgjithësi), pas teshtimës, kur sheh dikë që ka të meta fizike apo sëmundje, kur je gëzueshëm, i sëmurë, në vështirësi e mirësi. Këto ishin disa rrethana në të cilat është më e konfirmuar të bëhet hamd Allahu.

## Lavdërimi ndaj Allahut për dhuntitë e Tij

Shkaku kryesor i cili na shtynë dhe detyron për ta bërë hamd Allahun është dituria dhe njohuria rreth Emrave e Cilësive të Tij. Kemi dy lloje të hamdit ndaj Allahut: a) Hamdi për shkak të mirësive e dhuntive të shumta që ua ka dhënë robërve të Tij, b) hamdi për shkak se Ai e meriton atë nga robërit e Tij për Cilësitë e Përkryera e Madhështore, Atij i përkasin Emrat e bukur dhe Cilësitë e Madhështore. Allahu thotë: **“Kujtoni dhuntinë e Allahut për ju! A ka ndonjë krijues, veç Allahut, i cili ju furnizon nga qielli dhe Toka?”** Fatir 3. Dhe thotë: **“A**

**nuk shihni se si Allahu jua ka bërë të mundur t'i shfrytëzoni të gjitha ato që gjenden në qiej dhe në Tokë dhe ju ka mbuluar me dhuntitë e Tij të dukshme e të padukshme?"** Lukman 20. Dhe thotë: **"Çdo mirësi që keni, është nga Allahu."** Nahl 53. Dhe thotë: **"Edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë e Allahut, nuk do të mund t'i numëroni dot."** Ibrahim 34. Për çdo mirësi, sa do e vogël që është, na detyron ta falënderojmë dhe lavdërojmë Allahun që na ka dhënë.

Nga dhuntitë e Allahut dhënë robërve të Tij janë: udhëzimi në rrugën e drejtë, xheneti, dërgimi i Pejgamberëve (për t'i thirrur njerëzit drejt udhëzimit e xhenetit), lehtësimi i shkaqeve dhe rrugëve drejt xhenetit, shpërblimet të shumëfishta, falja e mëkateve, fshirja e mëkateve me pasimin e veprave të mira; edhe urdhrat, ndalesat e obligimet Allahut për njerëzit janë mëshirë e bamirësi prej Tij (përmes tyre ruhen nga e keqja); zgjerimi i rrugëve të dijes, tregimi i shkaqeve që çojnë në Kënaqësinë e Tij dhe i atyre që largojnë nga zemërimi e hidhërimi i Tij, lehtësimi i fesë; po ashtu Mëshira, Butësia, Dashuria e Tij ndaj krijesave, përgjigja e lutjeve të nevojtarëve, largimi i brengave dhe shqetësimeve ndaj atyre që janë në vështirësi, dhënia e mirësive pa i kërkuar njerëzit, mbrojtja e krijesave prej sprovave dhe fatkeqësive dhe largimi i tyre (nëse janë goditur me to) dhe të tjera (që janë pa llogari).

# Lavdërimi ndaj Allahut është dhuntia më e madhe

Pejgamberi salAllahu alehi ue selem kur është ngritur prej rukusë në namaz ka thënë: “***O Zoti ynë vetëm Ty të takon Lavdërimi, i cili mbush qiejt e tokën dhe ato hapësira që dëshiron Ti pas kësaj*. *Ty të takon Lavdia dhe Madhështia. Kjo është më e drejta që e ka thënë njeriu. Të gjithë ne jemi robër të Tu. Nuk ka mundësi dikush ta ndalojë atë që Ti e jep, as nuk ka mundësi dikush ta japë atë që Ti e ndalon. Pasuria dhe pozita e njeriut nuk bën dobi tek Ti (dobi bëjnë veprat e mira).***”

Të qenit mirënjohës ndaj Allahut është dhunti madhështore, që kërkon prej nesh detyrimisht falënderim të ri. Hamdi është mirësia më e vlefshme që Allahu ua ka dhënë robërve të Tij, ajo është më madhështore sesa mirësitë e kësaj bote: shëndeti, furnizimi i gjerë, shpëtimi prej të këqijave etj. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***“Sa herë që Allahu ia jep robit të Tij një mirësi dhe ai thotë elhamdulilah, ajo që e ka dhënë (falënderimi) është më e mirë sesa ajo që e ka marrë (mirësia).”*** Ibn Maxheh.

Nëse Allahu ia mundëson dikujt ta bëjë hamd Atë për një mirësi që ia ka dhënë, kjo është më mirë sesa dhënia e asaj mirësie. Ibn Rexheb rahimehullah rreth asaj se si ka mundësi që vepra e njeriut të jetë më e mirë sesa Vepra e Zotit, është përgjigjur: “*Qëllimi me mirësitë (për të cilat*

*njeriu tregohet falënderues) janë të kësaj bote, si: shpëtimi prej të këqijave, furnizimi, shëndeti etj. Falënderimi ndaj Allahut është prej mirësive fetare. Të dyja këto janë dhunti prej Allahut. Mirëpo, udhëzimi i njeriut prej Allahut për ta falënderuar Atë ndaj mirësive, kjo është shumë më e vlefshme për të sesa ato mirësi të kësaj dynjaje që ia ka dhënë, ngase nëse nuk pason mirënjohja dhe falënderimi prej njeriut për mirësitë e kësaj bote, atëherë ato janë/shndërrohen në fatkeqësi për të. Çdo mirësi e dhunti që nuk të afron tek Allahu dije se ajo është sprovë/fatkeqësi për ty. Nëse Allahu i jep sukses dikujt që të jetë mirënjohës e falënderues ndaj Tij për mirësitë e dunjasë, kjo është shumë më e mirë sesa ato dhunti që ia ka dhënë dhe kjo është më e dashur tek Allahu sesa ato mirësi, ngase Allahu i do dhe i pëlqen shumë lëvdatat prej robërve të Tij. Andaj, Allahu është shumë i kënaqur kur njeriu për një kafshate që e ha dhe për një gllënjkë ujë që e pi thotë elhamdulilah... Allahu u jep robërve të Tij prej mirësive të Tij, megjithatë kërkon nga ne lavdërim dhe falënderim ndaj Tij për to. Ai është shumë i kënaqur kur ata janë falënderues e mirënjohës për to, edhe pse e gjithë kjo që përmendëm më lartë është prej mirësive të Tij (mirësitë ndaj tyre dhe falënderimi i tyre). Dhe Allahu nuk është nevojtar për këtë, mirëpo këtë e kërkon nga ta dhe e do, ngase në këtë falënderim e lavdërim prej robërve ndaj Allahut, është përmirësimi i tyre, shpëtimi dhe përsosmëria e tyre si njerëz. Gjithashtu këtu duhet të përmendet se prej Mirësisë më të madhe prej Allahut për robërit e Tij është falënderimi që e bëjnë*

*ndaj Tij. Megjithatë prej mirësisë së Tij ndaj tyre, këtë falënderim ua atribuon atyre, e llogaritë si vepër të tyre edhe pse Ai ua ka dhënë. Kjo është ngjashëm sikur dhënia e pasurisë të cilën Allahu ua ka dhënë robërve të Tij. Mirëpo, pasi ua ka dhënë, kërkon prej tyre huazim, që përmes saj ata t'i ndihmojnë të varfrit, nevojtarët. Këtë e quan huazim sepse ua kthen me shpërblim. Përveç kësaj, Ai i lavdëron ata për këtë shpenzim* (pra, u ka dhënë pasuri, i shpërblen për shpenzimin, i lavdëron ata për këtë shpenzim), edhe pse t*ë gjitha këto janë nën sundimin e Allahut, pra pasuria, mundësia që robi ka për të dhuruar, inspirimi për shpenzimin në ndihmën ndaj të tjerëve, dhe të gjitha janë mirësi prej Tij. Për shkak se Ai është shumë Bujar, si rezultat, bujaria e Tij i kërkon këto gjëra."*[18]

Ibn Kajjim rahimehullah thotë: *"Mirësia e të qenit falënderues ndaj Allahut është shumë më madhështore sesa mirësia e pasurisë, pozitës, fëmijëve, gruas etj."*

## Format më të vlefshme të hamdit

Do të përmendim një formë e cila është e përhapur në mesin e disa muslimanëve duke u njohur si forma më e mirë e lavdërimit dhe falënderimit ndaj Allahut, e cila është: "I bëjmë hamd Allahut, hamd i cili plotëson mirësitë e dhuntitë e Allahut dhe është i barabartë me mirësitë dhe dhuntitë shtesë që na jep Ai!" Ata kanë menduar se kjo është forma më e vlefshme e hamdit ndaj Allahut. Ibn Kajjim e refuzon këtë formë dhe thotë:

[18] Libri mbi komentimin e dyzetë haditheve të imam Neveviut.

*“Nëse kthehemi e vrojtojmë se si Allahu e ka bërë hamd Vetën e Tij në Kuran, se si Pejgamberi salAllahu alehi ue selem e ka bërë hamd në sunet dhe si e kanë lavdëruar shokët e tij salAllahu alejhi ue selem, atëherë shohim se në asnjërin prej atyre hamdeve nuk e hasim këtë formë. ”* Kjo formë e hamdit është e dobët sa i përket transmetimit.[19] Sikur kjo formë të ishte më e plota, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem nuk do ta kishte lënë pa e vepruar apo pa e thënë. Edhe nga aspekti kuptimor është i papranueshëm, sepse njeriu nuk ka mundësi ta falënderojë Allahun me hamd aq të madh përmes të cilit barazon me një prej mirësive më të vogla që ia ka dhënë Ai, e mos të flasim që ta bëjë hamd për të gjitha ato mirësi të panumërta që ia ka dhënë. E pastaj si ka mundësi ta lavdërojë Allahun me hamd i cili është shtesë, që përmbushë dhe barazon edhe mirësitë e tjera që ia ka dhënë Allahu?! Ibn Tejmije rahimehullah: *“Kur krijesa ta bën një të mirë, mundesh në formë të barabartë t’ia kompensosh. Ajo (e mirë) pas një kohe ndërpritet, nuk është e vazhdueshme. Mirëpo, duhet të dish se Allahun nuk ke mundësi ta falënderosh për mirësitë që t’i ka dhënë, deri në atë masë sa të barazohesh me Të përmes falënderimit.”*

Prej formave të hamdit të përmendura në Kuran është **“E gjithë Lavdia dhe falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.”** Surja Fatiha. Prej sunetit përmendim: ***“Elhamdulil-lehi Hamden kethiiran tajjiben mubeeraken fiih kemee juhibbu rabbunee we jerda. (E***

---

[19] Ata që përmendin këtë formë janë argumentuar me një ether që transmetohet nga Ebi Nasr et Temar, i cili nuk është i saktë. Ibn Kajjim rahimehullah e ka refuzuar shumë ashpër atë dhe ka treguar se nuk është transmetuar në asnjë prej librave me hadithe të saktë (që njihen si sahih, sunene, musned).

***gjithë Lavdia dhe falënderimi i takon Allahut, Atë e falënderojmë me hamd që është i shumtë, i sinqertë dhe i bekuar ashtu siç dëshiron Ai dhe është i kënaqur Ai.”*[20]** Kemi përmendur forma të falënderimit (prej Kuranit e sunetit) në mësimet e mësipërme.

## Dallimi mes hamdit dhe shukrit

Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Hamd është thurja e lëvdatave ndaj atij që e lavdëron duke ia përmendur të mirat e bamirësitë e tij apo cilësitë e tij të mira, qoftë nëse të ka bërë mirë apo jo. Shukri (falënderimi) është vetëm atëherë kur personi të cilit i është bërë mirë, e falënderon bamirësin. Nga ky aspekt kuptojmë se hamdi është më i përgjithshëm sesa shukri, ngase njeriu e bën hamd Allahun për të gjitha Cilësitë e Tij të mira, mirëpo edhe për të mirat që ia ka dhënë. Ndërsa, shukri është falënderimi ndaj Allahut vetëm për të mirat që ia ka dhënë njeriut. Kështu që, shukri nga ky aspekt është me i veçantë sesa hamdi. Shukri behët me tri gjëra: me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë, kurse hamdi bëhet vetëm me zemër dhe gjuhë. Hamdi është më i përgjithshëm nëse shikojmë shkakun pse e bëjmë hamd Allahun. Ndërsa shukri është më i përgjithshëm sesa hamdi sa i përket gjërave me të cilat kryhet (me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë)."*

Hamdi dhe shukri bëhen bashkë sa i përket gjuhës, kur ne e falënderojmë me gjuhë për një të mirë. Kjo quhet edhe

[20] الْحَمْدُ لِلَّهِ حَمْدًا كَثِيرًا طَيِّبًا مُبَارَكًا فِيهِ كَمَا يُحِبُّ رَبُّنَا وَيَرْضَى

hamd edhe shukër. Mirëpo, lavdërimi i Allahut duke përmendur Emrat dhe Cilësitë e Tij quhet hamd (kjo nuk quhet shukër).

Shukri ka dallim prej hamdit në atë kur njeriu një mirësi prej Allahut e përdorë në adhurim e bindje ndaj Tij (kjo nuk quhet hamd, por quhet shukër), si: forcën fizike, të folurit, dëgjimin, shikimin etj.

Nëse lavdërimin ndaj Allahut, kur i përmendim Emrat dhe Cilësitë e Tij, e bëjmë me dashuri e madhërim ndaj Tij, kjo është hamd. Me këtë lloj te hamdit veçohet vetëm Allahu dhe nuk lejohet askush tjetër të lavdërohet në këtë mënyrë. Nëse është veç fjalë e gjuhës, pa ndje në zemër dashuri e madhërim, kjo nuk quhet hamd, por thjesht është lavdërim (med'h).

## Vlera e falënderimit (shukrit)

Allahu në Kuran na urdhëron me falënderim. Thotë: **"...falënderoni për mirësitë e Allahut, nëse vërtet e adhuroni Atë."** Nahl 114; dhe Bekare 152, dhe Ankebut 17. Falënderimin Allahu e ka përmendur krahas besimit dhe ka treguar se Ai nuk ka ndonjë qëllim për t'i dënuar dhe ndëshkuar njerëzit nëse ata e besojnë dhe e falënderojnë Atë. Thotë: **"Përse t'ju ndëshkojë Allahu, nëse ju e falënderoni dhe e besoni?!"** Nisa 147. Po ashtu na ka treguar se ata që e falënderojnë Atë do të kenë hisen me të madhe në mirësitë dhe begatitë e Tij (Enam 53).

Allahu e ka kushtëzuar me falënderim shtimin e mirësive dhe dhuntive të Tij. Kur vjen shtimi, ai nuk ka kufi, ashtu siç nuk ka kufi dhe falënderimi (Ibrahim 7). Disa dijetarë kanë thënë: *"Kurdo që sheh se nuk po të shtohen mirësitë e Allahut, ktheju falënderimit ndaj Tij!"* Po ashtu na ka treguar se Allahun e adhurojnë vetëm ata që janë falënderues dhe mirënjohës.

Porosia apo urdhri i parë që Allahu ia jep njeriut, pasi ai fillon të logjikojë, është falënderimi ndaj Allahut dhe ndaj prindërve të tij: **"Ne i thamë atij: “Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu!"** Lukman 14. Shumë prej shpërblimeve, Allahu i ka kushtëzuar me Dëshirën e Tij, mirëpo sa i përket falënderimit, Ai e ka lënë të lirë, atij që është mirënjohës ndaj Tij Ai i jep, e shpërblen.

Falënderimi ndaj Allahut është rruga të cilën e kanë ndjekur Pejgamberët, krijesat më të veçanta. Muhamedi salAllahu alejhi ue selem ka qenë ai i cili më së miri dhe më së shumti e ka falënderuar Allahun për mirësitë e begatitë e Tij. Ai siç e ka njësuar Allahun me adhurimin e Tij dhe i ka thirr të tjerët drejt Tij, po ashtu dhe e ka falënderuar Atë në mënyrën më të mirë, më të plotë.

## Realiteti i falënderimit

Ibn Kajjim rahimehullah thotë: "*Falënderim është pranimi i mirësisë së Bamirësit (Allahut), me dashuri, me përulje e nënshtrim ndaj Tij. Nga kjo, themi se ai i cili*

*nuk e pranon dhe nuk e njeh dhuntinë e mirësinë, nuk e ka falënderuar Allahun për to. Ai që e pranon dhe e di se është mirësi që i ka ardhur, porse nuk e njeh dhe nuk e pranon se i ka ardhur nga Allahu, as ky nuk llogaritet si falënderues ndaj asaj mirësie. Ai që e njeh mirësinë dhe e di se i ka ardhur prej Allahut, mirëpo e mohon këtë, ky e ka mohuar atë dhunti të Tij. Ai që e njeh mirësinë dhe e di se Allahu është Ai që ia ka dhuruar Atë, e pranon si dhe nuk e mohon atë, porse nuk tregohet i përulur ndaj Allahut dhe ajo nuk ia shton dashurinë e kënaqësinë ndaj Tij dhe për Të, as ky nuk e ka falënderuar Atë për atë mirësi. Ndërsa, ai që e njeh mirësinë dhe e di se ajo i ka ardhur prej Allahut, e pranon me zemër dhe tregohet i përulur ndaj Tij, e do dhe është i kënaqur me Të, si dhe e përdorë në ato gjëra që i do Allahu dhe në bindje ndaj Tij, ky e ka falënderuar Allahun për atë mirësi."* Tarikul hixhratejn.

Nga kjo kuptojmë se falënderimi ngritët mbi pesë shtylla:
1. Përulja ndaj te Falënderuarit (Allahut),
2. Shtimi i dashurisë ndaj Allahut për shkak të mirësisë,
3. Njohja dhe pranimi se ajo mirësi është nga Allahu,
4. Lavdërimi ndaj Allahut për atë mirësi,
5. Përdorimi i mirësisë në gjëra që i do Allahu (e jo në ato që nuk i do).

Ne përgjithësi shohim se falënderimi duhet të bëhet me zemër, me gjuhë dhe me gjymtyrë. Ibn Kajjim thotë: "*Me zemër bëhet duke treguar përulje e nënshtrim për shkak të*

*mirësive që t’i ka dhënë. Me gjuhë bëhet kur e lavdëron për to dhe i pranon (i përmend). Me gjymtyrë bëhet kur ato mirësi i shfrytëzon në bindjen ndaj Allahut."*

Të qenit mirënjohës e falënderues ndaj Allahut për mirësitë e Tij, kjo është detyrë për çdo mysliman. Kur ne veprojmë kështu, kjo është rrugë përmes se cilës ato mirësi do të vazhdojnë, nuk ndërpriten dhe do të shtohen. Kushdo që nuk e falënderon Allahun për mirësitë e Tij, kjo është shkak që ato të largohen prej tij. Dijetarët e mëhershëm kanë thënë*: "Çdo falënderim sado i paktë që është, është çmim për dhuntitë e mirësitë e Allahut që t’i ka dhënë, sado të shumta që janë ato. Nëse njeriu nuk e falënderon Allahun, ai i ka ekspozuar mirësitë e tij para shkatërrimit (marrjes)."* Disa të tjerë kanë thënë: "*Falënderimi është litar i cili i lidh dhe i mban mirësitë që ke, dhe është litar me të cilin i gjahton mirësitë që nuk i ke."* Disa të tjerë kanë thënë: *"Mohimi i mirësive të Allahut, i shkatërron ato dhe kjo është rrugë që të ikin prej teje."*

## Tekbiri - Thënia All-llahu ekber- اللَّهُ أَكْبَرُ

Tekbiri ka pozitë madhështore në fenë e Allahut dhe shpërblimi për të tek Allahu është shumë i madh. Janë tekstet e shumta që na nxisin për të bërë tekbir. Allahu thotë: **"...madhëroje Atë, duke ngritur lart madhështinë Tij!”** Isra 111; dhe thotë: **"që ju ta madhëroni Allahun",** Haxh 37; dhe: **“dhe që ta**

**madhëroni Allahun (në fund të agjërimit)”** Bekare 185, dhe: **“Zotin tënd madhëroje”** Mudeththir 3. Ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Si shenjë e namazit, ezanit, festave (Bajrameve) apo ngritjes në vende të larta, është madhërimi i Allahut me tekbir. Kjo fjalë është një prej katër fjalëve që janë më të vlefshme pas Kuranit: subhanAllah, elhamdulilah, la ilahe ilAllah dhe Allahu ekber, siç është vërtetuar në një hadith të saktë."*

Tekbiri e shoqëron myslimanin në adhurime e bindje të shumëllojta. Ai e bën tekbir Allahun kur e përmbyll agjërimin e Ramazanit, apo gjatë haxhit. Ndërsa sa i takon namazit, tekbiri ka pozitë të lartë, ku së pari thirret ezani duke filluar me tekbir, ikameti fillon me tekbir, pastaj hyhet në namaz me tekbir,[21] veprohet gjatë uljeve e ngritjeve në namaz dhe në dhikrin që bëhet pas namazit farz. Në namazet që janë nga katër rekatësh, thuhen 22 tekbire. Në namazet dy rekatësh thuhen 11 tekbire. Në çdo rekat thuhen 5 tekbire.[22] Vetëm në faljen e pesë kohëve të namazit të obligueshëm (farz), muslimani gjatë 24 orëve thotë 94 tekbire.

Po nëse shton dhe sunetet e rregullta 12 rekate (plus 66 tekbire), vitrin tri rekate[23] (plus 17 tekbire) dhe nëse i kushton kujdes dhikrit pas pesë namazeve farz (plus 165

[21] Tekbiri fillestar i namazit është shtyllë e namazit. Njeriu nuk hyn në namaz nëse nuk thotë Allahu ekber.

[22] Shejkhu thotë janë pesë tekbire, sigurisht nuk e ka llogaritur tekbirin fillestar pasi që fjala është për çdo rekat.

[23] Shejkhu sigurisht e ka llogaritur vitrin me dy selame (fal dy rekate dhe jep selam, pastaj ngritësh e fal dhe një rekat dhe jep selam), pra me dy tekbire fillestarë.

tekbire)?[24] Andaj, duke u kushtuar rëndësi të gjitha këtyre, i bie që brenda 24 orëve të bëjë tekbir 342 herë (kjo pa përfshirë namazet nafile). Kjo pa dyshim tregon se tekbiri ka vlerë shumë të madhe në fenë e Allahut, duke parë se çfarë hise të madhe i ka dhënë Allahu në adhurimin më të rëndësishëm që bëjmë, pra në namaz. Po nëse kësaj ia bashkëngjisim edhe tekbirin që e thotë muezini në ezan dhe ikamet, apo ai që e përsëritë atë pas muiezinit? Atëherë atij numri i shtohen edhe 50 tekbire të tjera, gjatë ditës e natës (e përveç kësaj është edhe tekbiri i pakufizuar në çdo vend dhe në çdo kohë që mund ta bëjë besimtari).

Nëse do të dish se a je duke e madhëruar Allahun ashtu siç të ka urdhëruar Ai, atëherë ktheju vetes; kështu, nëse je duke iu përmbajtur urdhrave të Tij dhe duke iu larguar ndalesave të Tij, atëherë kjo tregon se ti po e madhëron Atë. E gjithë feja llogaritet dhe konsiderohet si shtjellim apo shkoqitje e fjalës *Allahu ekber*. Myslimani kur i kryen urdhrat e Allahut, e adhuron Atë me të gjitha adhurimet, këtë e bën si madhërim ndaj Tij. Umeri radijAllahu anhu ka thënë: *"Kur besimtari thotë Allahu ekber, kjo është më e mirë sesa kjo botë dhe çdo gjë që është në të."*

[24] Nga 33 herë pas secilit namaz farz (një nga format e tekbirit në dhikrin pas namazit farz).

## Domethënia e tekbirit

Tekbiri (fjala Allahu ekber) nënkupton madhërimin ndaj Allahut, respektimin, nderimin dhe shprehjen e madhërisë së Tij, pra të besuarit se askush nuk është më i Madh dhe më Madhështor sesa Allahu. Dijetari i njohur i gjuhës arabe, El Ez'heriu rahimehullah, në librin Tehdhibu lugah, thotë: "*Kur namazliu thotë Allahu ekber, apo kur myezini ne ezan thotë Allahu ekber, dijetarët kanë dhënë dy mendime se çfarë kuptimi ka kjo fjalë. Kuptimi i parë: Allahu është i Madhi. Kuptimi i dytë: Allahu është më i Madhi, më Madhështori, se çdo gjë.*" Mendimi i saktë është i dyti. Shejkul Islam ibn Tejmije rahimehullah thotë: *"Kur njeriu thotë Allahu ekber, atëherë për qellim është që ai të besojë se për të Allahu është më i Madh/Madhështor se çdo gjë tjetër."*

Besimtari duhet të besojë se Allahu është më i Madh dhe më Madhështor se çdo gjë, dhe çdo gjë sado që është krijesë e madhe, në raport me Allahun është shumë e vogël (kur krahasohet me madhështinë e Allahut). Kur besimtari është i bindur dhe e beson këtë, duhet të dijë se Madhështinë e Allahut dhe Cilësitë e Tij, mendja jonë nuk ka mundësi t'i perceptojë, përfytyrojë dhe t'i përfshijë, ashtu siç dhe shikimet tona nuk kanë mundësi për këtë. Është e ndaluar për njeriun të mendojë se si është Allahu, si janë Cilësitë e Tij, sepse nëse vepron ashtu, patjetër se do të mendojë gabim dhe do t'i

përfytyrojë gabim, mendja e tij është e mangët dhe e pafuqishme.

## Vlera dhe domethënia e hawkales

### Thënia La hawle we la kuwwete il-la bil-lah

لاَحَوْلَ وَلاَ قُوَّةَ إِلاَّ بِاللَّهِ

Prej fjalëve madhështore me të cilat e përmendim Allahun, është edhe fjala La hawle we la kuw-wete il-la bil-lah (nuk ka ndryshim dhe forcë veçse me Allahun). Në disa hadithe, kjo fjalë ka ardhur e bashkëngjitur me katër fjalët e tjera, të cilat janë përmendur më lart. Kjo është një fjalë madhështore, e cila ka pozitë të lartë në fenë e Allahut. Myslimanët duhet t'i kushtojnë rendësi duke e shtuar sa më shumë në jetën e tyre, ngase ajo ka vlerë të madhe dhe shpërblimet e saj janë të shumta.

## Disa nga dobitë e hawkales

### Fshin mëkatet

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur ka folur për vlerën e katër fjalëve, ka përmendur si shtesë edhe këtë fjalë. Prej këtyre haditheve është: ***"Nuk ka në fytyrën e tokës njeri që thotë La ilahe ilAllah, Allahu ekber, subhanAllah, elhamdulilah dhe la hawle we la kuw-wete il-la bil-lah, veçse do t'i fshihen mëkatet edhe nëse janë më shumë se shkuma e detit."*** Imam Ahmedi e Tirmidhiu.

## Ajo është ndër veprat me shpërblim të përhershëm

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Shtoni sa më shumë ato që janë vepra të mira dhe që janë të përhershme!"*** E kanë pyetur se cilat janë ato dhe ka thënë: "***Tekbiri, tehlili, tesbihu, el hamdu dhe la hawle we la kuwwete il-la bil-lah."*** Selefi e ka llogaritur këtë fjalë prej veprave të mira, që janë të përhershme, me shpërblim të vazhdueshëm tek Allahu. Allahu thotë: **"Por veprat e mira që mbeten përherë..."** Kefh 46, dhe **"Veprat e mira që mbesin..."** Merjem 76. Uthmani radijAllahu anhu, prijësi i besimtarëve, është pyetur se cilat janë veprat e mira që mbesin përherë, ka thënë: *"Janë La ilahe ilAllah, subhanAllah, elhamdulilah, Allahu ekber dhe La hawle we la kuwwete il-la bil-lah."* Imam Ahmedi në Musned. Ngjashëm ka thënë Umeri radijAllahu anhu dhe ibn Musejibi rahimehullah. Veprat e mira që mbesin përherë, dijetarët kanë thënë se janë të gjitha veprat e mira, e prej tyre janë edhe këto pesë fjalë. Kështu ka ardhur nga tefsiri i ibn Abbasit radijAllahu anhu.

## Ajo është thesari[25] i xhenetit

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Thuaj 'La hawle we la kuwwete il-la bil-lah' sa më shumë,***

---

[25] Thesar është një pasuri e grumbulluar në një vend pa pasur nevojë për punë dhe përpjekje për ta grumbulluar, ajo është e gatshme para teje. Kjo fjalë quhet thesar i xhenetit sepse përmban dhe përfshin mbështetjen në Allahun dhe faktin se njeriu është nevojtar për Allahun- thotë ibn Tejmije rahimehullah.

***sepse ajo është thesar prej thesareve të xhenetit!"*** Buhariu dhe Muslimi. Ibn Haxheri rahimehullah thotë: *"Në një hadith tjetër është transmetuar: **"A do të të tregoj një fjalë që është prej thesareve të xhenetit që janë nën Arshin e Allahut?**[26] **Thuaj La hawle we la kuwwete il-la bil-lah. Sa herë që e thua atë, Allahu thotë:*** **"Robi im m'u dorëzua dhe m'u nënshtrua**."

## Ajo mbjell pemët e xhenetit

Transmetohet se kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem është ngritur në qiell në natën e Miraxhit dhe e ka takuar Ibrahimin alejhi ue selem, ai i ka thënë: *"Urdhëroje ummetin tënd që sa më shumë të shtojë mbjelljen e pemëve në xhenet, ngase dheu i tij është shumë i mirë dhe toka është e gjerë."* I Dërguari salAllahu alejhi ue selem e ka pyetur: ***"Çfarë e shton mbjelljen e pemëve në xhenet?"*** *Ai i thotë: "Thënia e fjalës "La hawle ue la kuw-wete il-la bil-lah!"* Imam Ahmedi, Ibn Hibani etj.

## Ajo është "derë" prej dyerve të xhenetit

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"A do të të tregoj për një derë prej dyerve të xhenetit***?[27] ***Fjala La hawle we la kuwwete il-a bil-lah."*** Imam Ahmedi e Tirmidhiu.

---

[26] Arshi i Allahut është kulmi i xhenetit.
[27] Nëse e shton atë, atëherë ajo është një derë prej dyerve të xhenetit përmes të cilave hyn aty.

Ibn el Iraku rahimehullah, një prej dijetarëve të hadithit, ka thënë në një poezi të tij: *"O dashamiri im, shtoje sa më shumë fjalën La hawle we la kuwwete il-la bil-lah sepse ajo është shërim për sëmundjet (e zemrës dhe shpirtit), është thesar prej thesareve të xhenetit. Sa fitim i madh është për njeriun nëse ai hyn në xhenetin e Allahut! Kur njeriu e thotë atë, Allahu nga kënaqësia që ka ndaj tij thotë* **"Robi im m'u dorëzua dhe m'u nënshtrua!"**

## Domethënia e hawkales

Fjala La hawle we la kuwwete il-la bil-lah është fjalë e dorëzimit dhe nënshtrimit ndaj Allahut, është distancim prej çdo force dhe mundësie për ndryshim përveçse me Allahun. Kështu njeriu ia dorëzon dhe ia beson veten dhe çështjen e tij Allahut. Kur ai e thotë atë, bindet se nuk posedon asgjë prej çështjeve të tij, pra se ato nuk janë në dorën e tij, por janë në Dorën e Allahut. Kështu ai nuk ka mundësi ta ndryshojë ose largojë një të keqe që e ka goditur dhe nuk ka forcë dhe fuqi të sjellë një dobi veçse me lejen dhe dëshirën e Allahut. Andaj, njeriu nuk mund të ndryshojë vetveten prej mëkateve në bindje e adhurime ndaj Allahut, prej sëmundjes në shëndet, prej dobësisë në forcim, prej pakësimit në plotësim e shtim, veçse me Allahun, dhe nuk ka forcë të realizojë ndonjë synim dhe qëllim të tij, veçse me Allahun.

Kjo fjalë madhështore kërkon që ne të jemi të sinqertë në kërkimin e ndihmës prej Allahut, duke e bërë atë të

kulluar, të pastër, vetëm prej Allahut, ashtu siç fjala La ilahe ilAllah kërkon prej nesh që adhurimin ta bëjmë të pastër vetëm për Allahun. Nuk ka mundësi njeriu të jetë i sinqertë në kërkimin e ndihmës veçse atëherë kur e beson me sinqeritet se nuk ka ndryshim e forcë veçse me Allahun, vetëm kështu realizohet fjala La hawle we la kuwwete il-la bil-lah.

## Një gabim në përdorimin e hawkales

Shumë njerëz gabojnë në përdorimin e kësaj fjale duke e përdorë jo në vendin e duhur, apo jo në mënyrën dhe për qëllimin për të cilin Allahu na ka urdhëruar ta përdorim. Ibn Tejmije rahimehullah thotë: "*Kjo fjalë është fjalë e kërkimit të ndihmës, nuk është fjalë e ngushëllimit. Andaj shumë prej njerëzve këtë fjalë e thonë kur goditen nga fatkeqësitë, si ngushëllim për veten, e jo si fjalë përmes së cilës kërkojnë ndihmë nga Allahu. Po ashtu e thonë prej dëshpërimit ndaj fatkeqësisë së goditur, e jo prej durimit ndaj saj."*

Ibn Abbasi radijAllahu anhu ka thënë: *"Kuptimi i fjalës La hawle we la kuwwete il-la bil-lah është: njerëzit nuk kanë mundësi të ndryshojnë veten, nuk munden të shtojnë adhurimet ndaj Allahut dhe punët e mira veçse më Të, nuk kanë forcë t'i braktisin mëkatet veçse me Të (kur do Ai)."* Zuhejr ibn Muhamed rahimehullah për shpjegimin e saj thotë: *“Ta dish se nuk ke mundësi të marrësh diçka që do dhe që e dëshiron veçse me Dëshirën dhe Vullnetin e*

*Allahut dhe nuk ka mundësi të largosh ato gjëra që i urren veçse me ndihmën e Allahut.”* Gjithashtu, Ibn Tejmije thotë: *"Kjo fjalë medoemos sjell dhe ndihmën prej Allahut* (nëse e thua me bindje të plotë, sipas kuptimit që përmendëm). *Kur myezini thotë "Eja në namaz!", është e ligjësuar të themi "La hawle we la kuwwete il-la bil-lah". Pra, nëse Allahu i jep personit forcë dhe sukses, atëherë ai i përgjigjet kësaj thirrje. Sa e sa njerëz janë të sëmurë, të shtrirë, e nuk kanë mundësi të dalin në xhami për t'iu përgjigjur kësaj thirrje! Edhe kur muezini thotë: “Eja në shpëtim”, është e ligjësuar të thuhet kjo fjalë.”*

Në fund themi se vetëm Allahun e adhurojmë, vetëm për Të bëjmë sexhde (falemi), drejt Tij shkojmë e shpejtojmë, prej Tij shpresojmë Mëshirën, i frikësohemi dënimit të Tij dhe besojmë bindshëm se nuk ka ndryshim dhe forcë veçse përmes Tij. E lusim Allahun të mos na bëjë të mbështetemi në vetët tona as sa lëvizja e syve! Allahu është Zoti i Botëve, nuk ka të adhuruar tjetër meritor përveç Tij. Tek Ai kërkojmë falje dhe tek Ai pendohemi. Kur njeriu e përmend Allahun, duhet ta bëjë këtë me dije, me kuptim dhe duke arritur të njohë domethënien e asaj që e thotë. Përmendja e Allahut duke e ditur kuptimin e domethënien e asaj që e thotë, se çfarë aludon ajo dhe se për çfarë qëllimi thuhet, atëherë në këtë mënyrë ai arrin rezultatet dhe dobitë e dhikrit, në të kundërtën ai dhikër nuk ka shumë efekt dhe dobitë prej tij janë të pakta.

## Përmbajtja